***Ky botim, është një mozaik mendimesh, vargjesh dhe pikëpamjesh estetike, me peshë, domethënëse, në formë e në përmbajtje, gati i përkryer në stil. Ai rri si një zbukurim i kushtueshëm modern, si një gjerdan i mbushur me gurë antikë e perla të çmuara të thellësive.***

***Madje është më shumë se kaq…! Këtu brenda ka zgjidhje!***

*Albanopoli nuk është gjë tjetër, veçse një tezë shkencore mbi qytetin e vjetër antik me po këtë emër, e servirur në vargje, një frymëzim. Këtë zbulim ia dedikoj qytetit tim, kryeqytetit tonë. E gjitha kjo nuk është rastësi. Ky territor u përzgjodh edhe njëherë mbas mijëra vjetësh, me një koncept enigmatik, si hapësira e duhur në të cilën do të hidheshin investimet më të mëdha gjatë viteve 1930-1944, si hapësira ku po konceptohej dhe do të ndërtohej kryeqyteti i ri i Lindjes, Roma e Re. Kjo ndodhi,"çuditërisht", fill pasi u zbulua Butrinti më 1928. Ekzakt pasi u qartësua se nën baltën e shekujve, ndodhej edhe Apollonia e mahnitshme, Dyrrachiumi, e në fund Albanopoli. I kam kënduar në këtë poemë Qytetit që ishte, që nuk është më, por që në fakt e dua, e kërkoj, e ëndërroj dhe e thërras në frymëzimet e mia. Libri veç të tjerave, Albanopolit dhe lirikës, stilit dhe përmbajtjes, ka brenda prozën e re, rrugën e Re, të qytetarisë së Re botërore, jo pagane, të Shqiptarisë së re. Mban sigurisht edhe ritmin e asaj shkolle të përkryer të Shqiptarisë klasike. Të atij nacionalizmi kulturor, ideor e gjenetik , i cili po censurohet nga çdo pushtet e konjukturë, prej më shumë se 70 vjetësh.*

*Në të gjithë kapitujt, paragrafet dhe argumentet e tij, Libri qëndron mbi gjithkënd... Edhe mbi vetë historinë, e cila shpeshherë kujton se mund të tallet me ne, se mund të na imponohet, me istrumentin e urisë apo të harresës.*

*Në një mënyrë të re, moderne, avangard... madje nëse mund të themi, postmoderne, ky Libër na tregon se çfarë mendojmë ne të gjithë. Tregon bisedat tona, ndjesitë tona, të cilat në fakt nuk i kemi shumë të qarta ... e për më tepër as nuk i shkruajmë. Qytetërimi lind me Fjalën dhe vijon me germat, me shkrimet e me librat. Prandaj, ne që sot tundim flamurin e kulturës e të dijes (e cila s`ka fund), duhet të mësojmë t`i shkruajmë ato që themi lart e poshtë, ato mendojmë.*

*Qytetërimet më të spikatura janë ato që pas shekujsh e mijëvjeçarësh, kanë lënë gjurmët e tyre, shkrimet e tyre, në gjuhët e tyre.*

# PASQYRA E LËNDËS

Faqe

# RRËNIMI EKONOMIK I PASHMANGSHËM NË KËTË KRIZË TË THELLË MORALI

***-reflektim në ndihmë të ndërgjegjes kolektive-***

## Origjina

Do ta filloj prej origjinës. Eva lindi 2 fëmijë: Kainin dhe Abelin. Ishin fëmijët e mëkatit origjinal e megjithatë Zoti u dha të dyve mundësinë për të punuar e jetuar mirë mbi tokën e krijuar prej Tij. Kainit i la porosi të kultivonte tokën e të rriste fruta të bollshme prej saj, ndërsa Abelin e porositi të rriste bagëtitë si dhe ta shumonte grigjën e dhenve. Të dy u munduan të bënin më të mirën e mundshme dhe një ditë, kur Zoti i thirri për të parë se çfarë kishin prodhuar, ata i treguan produktet e tyre. Ishte pikërisht Ai që ua kishte ofruar këtë mundësi.

Nga të dy llojet e prodhimeve që vëllezërit i paraqitën Zotit, si frytet e duarve të tyre, Atij i pëlqeu më shumë oferta e Abelit, flija e bagëtive. Duket në këtë rast, sikur Zoti parapëlqeu bariun e jo bujkun por nuk është saktësisht kështu.

Në këtë keqkuptim ku mund të thuhet se Zoti e vuri në provë Kainin, këtij të fundit iu errësuan sytë nga egoizmi i tij, nga zilia që provoi e kështu vrau të vëllanë. Për këtë dobësi të tijën ai prishi raportin me Zotin, raportin e njerëzve me

Zotin. Prishi ekuilibrat mbi tokën e zgjedhur si vendbanim i begatë për njerëzit. Për të shfryrë egoizmin dhe zilinë e tij ai tregoi mosmirënjohje ndaj dhuratës që Krijuesi i fali, pra ndaj tokës dhe prodhimeve të saj.

Për këto motive, ngjarjet kanë rrjedhur kështu, deri në ditët tona. Kaini vrau Abelin. Vëllai bujk vrau vëllain bari. Ne shqiptarët, ruajmë ende sot, proverbin e shëmtuar: "*Nuk dua asgjë prej teje o Zot, por vetëm hiqja tim vëllai ato që i ke dhënë*!". E kjo padyshim vjen në trojet tona, që prej historisë së Kainit dhe Abelit. Gjuha shqipe na e garanton këtë bukur mirë.

Që atëherë pra, mbas vrasjes së Abelit nga Kaini, njihet ndërhyrja e Zotit për të ndaluar gjakderdhjen mes njerëzve. Emblema më domethënëse e ndërhyrjes Atërore në rastin e këtij krimi instiktiv të shkaktuar nga zilia, është shprehja që Zoti tha:"*Askush të mos e prekë Kainin!*"... pasi kjo ishte *çështja e tij prej Babe**. Kurse Kainit vetë i tha se *do t`i dilte shpirti brezni pas breznie\**… e se me shumë mund do t`i nxirrte të mirat e tokës që i ishte dhënë si dhuratë, të cilën nuk e kishte vlerësuar si duhej. Del qartë se nga egoizmi, nga kjo ndjesi e errët në formë antiteze vlerash njerëzore, buroi te Kaini zilia dhe kështu, ajo ia përcaktoi rrugën e vuajtjet atij e trashëgimtarëve të tij mbi tokë, bujqve të kënetave. Kurse ***barinjtë e malit i bëri të fortë, trima, të pasur, të dashur e rapsodë, artistë të mëdhenj*.***

Bujqit në fakt, kanë hequr gjithmonë keq në rrugën e shekujve. Nxjerrja e fryteve nga toka, ka qenë një punë e stërmundimshme për të gjithë popujt e për të gjitha breznitë e tyre, ndërkohë që për barinjtë, jeta ka qenë gjithnjë më e lehtë: *rrit dele, merr prej tyre mishin, bulmetin e lëkurët,* ***bjeri fyellit dhe këndo gjithë ditën****.

Por historia e njerëzve nuk ndryshon shumë, mes tekave e mosmirënjohjes. Ajo ka luhatjet e veta, diku për keq e diku për mirë, por në fund gjithmonë përsëritet. Na duhet të kujtojmë, se shumë shekuj më vonë, në kohën e Moisiut, kur hebrenjtë e

skllavëruar të Egjiptit fituan lirinë vetëm falë vullnetit të Zotit, ndodhi një fenomen pak a shumë i ngjashëm. Pasi hebrenjtë dolën nga Egjipti dhe kaluan shkretëtirën, vuajtjet e mundimet e tyre morën një rrjedhë të re me Moisiun. Pasi kaluan plagën e madhe të skllavërisë dhe ankthin e përndjekjes, atyre u lindi dëshira, ose më mirë të themi një kapriço, që të kërkonin të mira materiale e begati për të vazhduar një jetë më të mirë. Ata shpreheshin se donin të jetonin sipas *premtimit**, pasi "*bukë e gjellë me qepë të ziera*", plus punës së stërmundimshme, kishin pasur edhe kur rrinin të lidhur me vargonj në Egjipt. Kështu iu lutën Zotit që t`ua jepte këto të mira. Ai i dëgjoi e ua dha me zemërgjerësi prej Ati.

Por si u sollën hebrenjtë fill pas dhuratës së dytë të Zotit, pas lirisë?!

U turrën kush e kush më shumë, të merrnin çdo gjë që ishte rreth tyre: plaçkë, bagëti, ar e para dhe nga grykësia filluan të abuzonin. Duke abuzuar në kurriz të njëri-tjetrit filluan të grinden deri në përballje. Nuk kishte si të ndodhte ndryshe. Një grusht njerëzish pra, hebrenjtë të cilët kishin vuajtur deri në ekstrem nga padrejtësitë njerëzore, nga sistemi i skllavërisë; ata që më pas, falë Zotit, kishin fituar lirinë, duke harruar paturpësisht historitë dhe plagët e tyre por mbi të gjitha Dashurinë Qiellore, përfunduan në një luftë vëllavrasëse prej grykësisë. Ishte natyrale dhe e pashmangshme kjo rrjedhë e jetës së tyre, e cila ishte bazuar vetëm mbi kapriço, pretendime, vese, mbi mëkate e zili ndaj njëri-tjetrit.

Edhe njëherë duhet thënë se, nga egoizmi buroi zilia e pas saj, nga dëshira për të pasur sa më shumë të mira materiale, erdhi grykësia. Kështu doli në pah padenjësia e qenies së distancuar nga burimi i krijimit të saj, nga Zoti.

Pikërisht kjo ka ndodhur hap pas hapi në historinë e botës… e si rrjedhojë edhe në Europë, sidomos në Shqipërinë e shekujve të fundit. Njerëzit luten me dhimbje e gulçime shpirtërore kur

janë në vështirësi të thella por vetëm se, pas dhuratës Hyjnore, fill pasi dalin nga kjo gjendje mundimesh, harrojnë ku ishin dhe si dolën nga kjo situatë. Ata harrojnë procesin e gjatë të lutjeve drejtuar Zotit në momentet e tyre më të pashpresa. Ata harrojnë gjithashtu se pikërisht përgjigjja Hyjnore, mëshiruese e zemërgjerë, i kthen në kushte dinjitoze për të pasur një jetë të begatë. *Me dritëshkurtësi dhe banalitet ekstrem, njerëzit shpesh harrojnë se nuk janë ata protagonistët e rrugëtimit dhe ngjarjeve të tyre**. Çuditshëm verifikohet fenomeni se si pasi ata dalin nga gjendja e mjerimit, fillon të mposhten nga egoizmi, zilia, grykësia, vetpëlqimi, tradhtia, mashtrimi, prita dhe hakmarrja.

Të padenjëve u ndodh shpesh që pasi harrojnë ku ishin dhe si ia mbërritën të vijnë deri në kushte dinjitoze, t'i vërsulen parasë e pushtetit, krenarisë vetpëlqyese dhe sjelljes prepotente me mendjemadhësi në publik. Ky është rasti i shumë e shumë individëve apo grupimeve që i ngjiten pushtetit. Sa herë na serviren para syve tanë këto fenomene nga njerëz që duan të na shiten më shumë nga ç`janë në të vërtetë?! Ndërkohë që njerëzit e vërtetë, ata të plotësuarit e të vetëdijshmit për burimin e të mirave në jetën e tyre, kanë një sjellje tjetër, krejt tjetër.

Kjo që cituam më lart, është kriza e moralit të disa qenieve që patën fatin të parapëlqeheshin nga Zoti, për të qenë njerëz por që në fakt nuk patën forcë dhe dëshirë të qëndrojnë të tillë. Si pasojë, degjeneruan në frymorë të joshur nga paraja, nga kjo copë letër që realisht e fizikisht, në sistemin matës të vlerave, peshon shumë më pak se çdo send tjetër. Ata joshen nga pushteti si mënyrë jetese, nga vetpëlqimi dhe nga dëshira për t`u imponuar në publik nëpërmjet sjelljeve të tepruara e të sforcuara. Këtë rreng ua shkakton pikërisht ky instrument gënjeshtar, i cili peshon kaq pak, kjo copë letre që shpeshherë është më e pisët se një kufomë, paraja.

Jemi duke përshkruar pasojat e krizës morale! Ky moment tregon se ka mbërritur te pragu i derës sonë rrënimi i çdo gjëje!

Kur njeriu degjeneron i joshur nga veset e mësipërme, kur njeriu baraspeshohet me një copë letër, me një kartëmonedhë, e cila në fakt peshon 0,00001 g edhe kur na paraqitet në figurën e saj me shifra të larta si “50 eu” apo “500 eu”, ai degradon, duke u kthyer kështu nga njeri me dinjitet, në një qenie të rëndomtë. E pikërisht kjo përfaqëson pikën kulmore të krizës së vet njeriut, krizën morale. E kur njeriu i sotëm, hyn në një krizë morale si kjo, kaq të fortë, ai relativizon gjithçka e ndaj është i gatshëm për të bërë çdo gjë të ulët, sepse pas kësaj gjendje, ai nuk ka më antikorpe që t`i thonë:

“***Ndalu***!”.

Nga kjo krizë e madhe morale vjen edhe rrënimi. Rrënimi ekonomik, i cili shfaqet me rrëmujë, me një model jetese pa rregulla, me improvizime, me makina luksoze por pa ide. Me veshje të bukura por pa virtyt. Me para të depozituara në bankë por pa moral e pa të ardhme. E fill pas kësaj rrëmuje, pas kësaj farse, pas kësaj krize morale e kulturore, vjen rrënimi ekonomik, i cili në mënyrë të pashmangshme sjell luftën. Mos e harroni! Mos u çuditni! Kjo ka ndodhur gjithmonë në historinë e njerëzve, ose më mirë të themi në historinë e atyre që kanë degjeneruar në qenie të prirura drejt veseve e drejt instinkteve. Asgjë nuk ka ndodhur rastësisht !

Çdo situatë njerëzore e papëlqyeshme, është paralajmëruar dhe asistuar nga Zoti, i cili është përbetuar disa herë për të krijuar një Rend të Ri Botëror, i provokuar sidomos prej devijimeve që vërehen në mënyrën e jetesës së njerëzve të pushtuar prej tundimeve. Flitet për këtë premtim apo ndëshkim Hyjnor në të gjitha shkrimet e Shenjta. Që me Noeun, i cili i doli Zotit garant për përmbushjen e porosive të Tij dhe Ai, e besoi duke i sygjeruar *varkën e shpëtimit**, vetëm për familjen e tij dhe për kafshët të cilat ai dëshironte t`i shpëtonte, si të denja për të vazhduar jetën. Më pas, ky Rend ripërtërihet me Moisiun, i cili edhe ky, doli garant për

të çuar në vend porosinë e Zotit duke ndikuar te populli i tij me Ligjet që iu rekomanduan nga vetë Ai. Dhe Zoti e dëgjoi Moisiun por siç rezulton qartë nga historia që vijoi, *populli i doli fjale Moisiut**. Më pas ky Rend, ndodhi që të pasurohet me shembullin e Jezu Krishtit, të cilit për të shlyer mëkatet e patregueshme të njerëzve, iu desh të gozhdohej mbi kryq. E Zoti nga ana e tij, *vetëm pse i Biri pësoi vdekjen më të dhimbshme që mund të perceptojë ndjeshmëria njerëzore, vendosi t'u japë ende kohë për reflektim njerëzve**.

Por pas 2000 vjet kryqëzimi të kobshëm për shpëtimin tonë, çfarë kemi?

Kemi ende egoizëm, zili, grabitje, mashtrim, prita, hakmarrje, pushtet, vese, krenari boshe, vetpëlqim e prepotencë, gjithkund në mjediset publike.

Kështu janë shkatërruar perandoritë, popujt, fiset, kontinentet… e jo më familjet mafioze, partitë fantzmë apo shtetet e krijuara artificialisht prej egoizmit njerëzor, i cili dëshiron të vërë patjetër kufij.

***Bota apo njerëzit, nuk mund të shkojnë dot përpara vetëm me para dhe pa moral**** Organizatat që predikojnë të kundërtën e këtij pohimi të verifikuar qartazi me mijëra herë në rrjedhën e kohërave, e dinë shumë mirë vërtetësinë e tij, por duke mos e mbajtur dot ritmin e një jete me dinjitet, i dorëzohen kështu fatalitetit, të cilin mundohen ta ngrenë më pas edhe në katedër.

Rendi i Ri përmendet edhe në Librin e Zbulesës, në Apokalips, ku lexohet qartë e ardhmja. Po ta thoshim shqip, do të shkruanim: "*Sipas kokës festen (kapelen)*!*". *Pra, njerëzit do të marrin atë që kanë mbjellë deri më tani, pasi premtimet dhe porositë u thanë, jo vetëm një herë por disa herë gjatë mijëvjeçarëve**.

## Rasti shqiptar

Po në Shqipërinë tonë, a ndodh e njëjta gjë? Sigurisht që po.

Pa i ardhur gjatë vërdallë historisë sonë të sakatuar, do të hidhemi menjëherë te 18 vitet e fundit, të kështuquajtura "në tranzicion." Kjo periudhë mjafton si kampion tregues për të ilustruar të gjithë të kaluarën.

Shqiptarët lirishtypur që nga kohët e bizantit dhe më pas, gjatë Perandorisë Otomane, të përgjakur dhunshëm edhe gjatë periudhës së regjimit pseudo-komunist, më në fund morën si dhuratë hyjnore lirinë.

Edhe pse liri e pjesshme ajo ishte liri, njësoj si ajo e hebrenjve që dolën nga Egjipti.

Menjëherë pas lirisë, në shumë pak vjet, shqiptarët patën edhe shpërblimin material, njësoj si 2 bijtë e Evës mëkatare: Kaini dhe Abeli. Njësoj si hebrenjtë pas shkretëtirës. Njësoj si Europa perëndimore pas gozhdimit në kryq të Jezusit, e cila, pasi u konvertua në kristianizëm, pati shpërthimin e lulëzimin që trashëgon ende sot. Sepse kthesa ishte kulturore, ishte *shpirtërore**. Ishte përcaktuese.

Kështu pra, shqiptarëve u erdhën shumë para, më së shumti nga emigracioni vetëmohues i bijve që sakrifikuan dëshirat e moshës, për t`u ardhur në ndihmë familjeve të tyre. Ata sollën mjaft kapital falë ndihmës mëshirëplotë të Zotit dhe popujve mikpritës. Erdhën shumë para edhe nga organizma e institucione ndërkombëtare. Erdhën shumë para edhe nga trafiqet, pasojë e rritjes së egoizmit e grykësisë tek disa individë të caktuar. U abuzua shumë edhe me trafikun e naftës me ish-Jugosllavinë, ku protagonistë ishin ***disa individë që ende sot predikojnë moral* në nivele të larta. Këta të fundit, si për ironi të fatit janë të pajisur me sakramente të shenjta* dhe lëvizin fijet e politikës më të pisët që ka njohur ndonjëherë kjo tokë. Nga shenjtëria false kanë zbritur në mëkat*!***

Në emër të këtyre shumave marramendëse parash u kompromentuan njerëz, familje, grupime, parti, qarqe fetare (*individë brenda tyre*). Dhe kështu pra, modeli që u krijua

për shoqërinë shqiptare e cila sapo kish dalë nga shtypja dhe vargonjtë, ishte ai i grykësisë, i abuzimit fizik e material. Ishte pasqyrimi i qartë i modelit egoist, materialist, makiavelist, i grykësit, i abuzuesit, i përfituesit, i servilit, i ziliqarit, i tradhtarit dhe i të pashkolluarit.

Po, po, sepse në Shqipëri, pasi çdo gjëje iu vu një çmim monetar; edhe burrnisë, edhe moralit, edhe fesë edhe fëmijëve, edhe vendit të punës, edhe idealeve… erdhi momenti që iu vu një çmim edhe diplomave shkollore. E si pasojë, sot kemi një krizë të plotë morale por kemi edhe analfabetizëm të fshehur pas çertifikatave që lëshojnë protagonistët e kësaj rrëmuje popullore dhe këtij degjenerimi kolektiv. Mashtruesit që i shtohen vargut të mëkatarëve të mësipërm, në këtë rast janë "pronarët" e pseudo-shkollave private- "*universiteteve*".

Populli thotë: "*Ja sheshi, ja mejdani!*",për të qartësuar faktin se kushdo mund të tregojë prirjet dhe talentet e tij në një garë publike. Ndërkohë, sheshi është zaptuar nga egoisti, nga ziliqari, nga tradhtari, nga i pabesi, nga prepotenti, nga provinciali, i cili me arrogancë kërkon t`i imponohet qytetërimit për ta kthyer atë mbrapsht, në shpellë, atje prej nga erdhi ai vetë për të gjetur shpëtim. Ky është paradoksi shqiptar brenda paradoksit botëror. Një masakër që në mënyrë zinxhir, me efektin domino, po realizon shkatërrimin e virtyteve, vlerave dhe ***këtë e bën duke analfabetizuar breza e breza të tërë, duke i çertifikuar në analfabetizëm*.*** Produkti njerëzor që del sot nga "makina" nihiliste shqiptare, është i papërshtatshëm për tregun e qytetërimit botëror. Ai i shërben vetëm "*ustait*" që e prodhon, si një *kapsulë cianuri e fshehur në dhëmballën e fundit*, për të realizuar shantazhin ekstrem ndaj gjithë botës së qytetëruar, e cila e kundërshton me përçmim këtë model. *Të pazotët për të bërë gjërat më minimale në një shoqëri normale*, shqiptarët sot janë jashtë tregut, jashtë konkurimit global dhe u ka mbetur vetëm idiotësia e tyre si mënyrë shantazhi. Kjo metodë u ideua*

*gjatë "Diktaturës së proletariatit" dhe vazhdon ende, sepse "kuadrot" e djeshëm mbajnë fijet e pushtetit të sotëm.*

Në gjendjen e rrënimit mbarëbotëror, rasti shqiptar është i ngjashëm për nga procesi i degradimit, por shumë më i shëmtuar për nga ngjyrimet që merr gjatë rrugës së tij të mbushur me provincializëm primitiv, i cili është armiku i përhershëm e më i përbetuar i qytetërimit*.

Në këtë krizë të thellë morali e qytetërimi së bashku, rrënimi ekonomik sapo ka filluar dhe nuk e ka kapur ende fundin. Kjo nuk thuhet e nuk vërehet për dy arsye:

1) sepse shqiptarët kanë qenë historikisht në kriza ekonomike... dhe
2) sepse shqiptarët e sotëm janë frikacakë e gënjeshtarë të tmerrshëm përballë realitetit.

Kjo vjen nga vogëlsia e përmasave njerëzore që ata kanë brenda tyre si dhe nga perceptimi i vakët i një dimensioni shpirtëror. Njeriu nuk mund të gënjejë veten edhe para pasqyrës, siç ndodh rëndom me ne shqiptarët e sotëm! Sa çudi ! Shqiptari arrin ta bëjë edhe këtë. E bën "*bukur e mirë*" madje. Bën ironi me vetveten. Është njësoj si të tallesh apo të qeshësh me kancerin që po të merr jetën. Mjekësia këtë fenomen e njeh me termin *skizofreni**. Quhet depresion mental. Sëmundje kronike. Shkallë e ulët poshtë zeros në klasifikimin e qytetërimeve.

***Por nuk ka vetëm shqiptarë si Kaini! Ka edhe burra të mençur, punëtorë e trima si Abeli. Vetëm se këta janë shumë pak*.***

Dhe i dallon menjëherë.

Edhe në Europë e në mbarë botën, ka një krizë të thellë ekonomike por vetëm se atje thuhet, madje thuhet hapur kjo gjë. Ndërsa në Shqipëri, gënjehet edhe pse kriza morale e ekonomike është me shenja tragjike, me data antike, që nga kohët *kur shqiptari tradhtoi veten dhe iu nënshtrua hasmit, turkut**.

Për të qenë më të drejtpërdrejtë, dua të them se:

Në Shqipërinë e sotme:

-Klasa politike buron si eskrement i ushtrive otomane që lanë këtu farën e tyre të keqe, duke vazhduar me modelin e Sigurimit famëkeq të Shtetit*.

-Klasa drejtuese e klerikëve, përgjithësisht të huaj, është e përlyer së bashku me klasën politike në një grumbull aferash pa fillim e pa fund, *aspak e ndjeshme ndaj realitetit apo të ardhmes së këtij vendi**.

-Shoqëria civile nuk ekziston, pavarësisht nga paratë dhe "*vullneti* i *rrjetit Soros*" për të na imponuar individë anonimë e pa ideale, pa moral dhe pa identitet seksual.

-Gazetaria është nën thundrën dhe përçmimin ku e kanë vënë të lartpërmendurit që *e drejtojnë këtë vend me një vektor kokëposhtë**. Moderatorët më të suksesshëm televizivë janë ata që ne njohim: ***fshatarë, armiq të qytetërimit,*** në emisionet e të cilëve mbizotëron modeli i "politikanit" injorant, të shëmtuar e provincial, pavarësisht se mund të ketë lindur në qytet apo kryeqytet, pijanec dhe i djersitur, me erë të keqe e me gojë të shtrembëruar nga poshtërsitë.

-Biznesmenët janë të gjithë kukulla të politikës së konjukturave aktuale. Ata thjesht u kanë dhënë borxh fytyrën e tyre pa trajta, klaneve drejtuese fetare, apo qarqeve të huaja antishqiptare, të cilët të bashkuar ose veç e veç, po mbysin çdo përpjekje apo mundësi për të zhvilluar tregun e mirëfilltë në këtë vend. ***Këta lloj biznesmenësh, janë tmerrësisht injorantë e të pazotët, pa CV, sepse pikërisht kështu i do padroni i tyre, për të mos pasur më pas telashe apo devijime që do të mund të lindin në rrugë e sipër me profesionistët e vërtetë apo me njerëz dinjitozë****. Në vend të këtyre të fundit, preferohen të parët, ata që nuk mund të imponohen dot kundër qëllimit final ku synon të arrijë *"bosi"* i radhës, ***sepse pikërisht ai, "bosi", i ka halë në sy "tipat" që dinë vërtet të japin produkte cilësore tregu, njësoj si dhe individët inteligjentë****.

Mbijetesa e këtyre lloj bizneseve në treg, deri më sot, u dedikohet trafiqeve të pafundme e jo zotësisë intelektuale apo shkathtësisë profesionale, sepse në nivel tregu shqiptarët kanë qenë jokonkurrues edhe brenda vetë territoreve të tyre, jo më nëpër botë apo në Europën superselektive. Këta *mostra biznesmenë**, sot gjenden në borxhe të paimagjinueshme dhe janë përballë një dileme të madhe: Të vrasin veten apo të presin t`i vrasë dikush tjetër, si p.sh.: ai që u ka huazuar paratë (*bankat, individët, grupet e fajdexhinjve etj.)*. Personalisht njoh shumë prej këtyre "*myteberëve*".

Për "*biznesmenët*" shqiptarë nuk ka alternativë tjetër veç poshtërimit dhe vetëvrasjes… por edhe nëse do të ekzistonte, ata *as nuk do të kishin fuqinë morale ta kërkonin**.

-Djemtë e moshës 17-20 vjeç, por dhe më lart se kaq, shëtisin me fuoristrada të shtrenjta, veshin rroba të shtrenjta, mbushin trupin me tatuazhe, qethen shkurt si killera, mbajnë pas vetes qenë sulmues (kafshë lufte), *duke shprehur parapëlqimin e modelit shoqëror që duan*. Ata kanë të dashura që i ndërrojnë gati çdo ditë si çorapet. Drogohen rregullisht me mburrje. Janë të pashkollë, agresivë dhe përdorues të një zhargoni të përbaltur. Ky individ që përdor ekstremalisht sensin e sfidës ndaj joshjeve maksimale që i ofron jeta, nuk mund t`i shmanget dot destinacionit të tij final. Ai vetëm sa përshpejton kohën e mbërritjes në këtë "*stacion të fundit*". Pasi ka arritur gjithë këto pika joshjeje maksimale në jetën e tij të shkurtër (*prej moshës së tij të re*), ai nuk kërkon dhe as nuk mundet ta shmangë dot takimin e fundit me vdekjen. ***I ka mbetur pa provuar vetëm vdekja, fatkeqësisht pa u rritur ende mirë****.

-Vajzat e reja ëndërrojnë të bëhen të dashurat e çdokujt që ka një fuoristradë, të vetën apo të marrë hua prej dikujt tjetër, qoftë ky djalë i ri apo gjysh me proteza në gojë. Ato dalin në mëngjes nga shtëpia e prindërve dhe përfundojnë kafeneve në pritje që dikush prej përdoruesve të këtyre automjeteve t`i "*rimorkiojë*

*për një xhiro me makinë*". Në paradhomën e trurit të tyre, *as që ekziston mendimi se mund dhe duhet të bëhen nëna**, të denja ose jo për bijtë që do të rrisin. Nëna nga ato, që askush e askurrë, të mos u drejtohet bijve të tyre e t'i tregojë me sens përçmues, duke u thënë: "***Ja, ky është i biri i asaj kurvës****!". Ato, as që e çojnë nëpër mend se ***sa rëndë peshon në psikikën e një fëmije kur ai dëgjon keq e më keq për nënën e tij*.*** *Rritet i poshtëruar dhe në jetën e tij do të kërkojë vetëm të mbrohet, të ulë kokën, të shitet por ndonjëherë të bëjë edhe cubin**. Kjo e fundit do të ndodhë vetëm në rastet kur para tij do të gjendet një krijesë më e dobët, më delikate, zakonisht gruaja, që si zakonisht e pret në shtëpi… apo ndonjë individ i kulturuar i cili nuk paraqet problem fizik për të.

-Po kështu, gratë dhe vajzat e rritura që i veçohen paksa kategorisë së mësipërme, 25-30 vjeçaret e sotme, jetojnë me ëndrrën materialiste. Ato kanë mbetur pa u martuar sepse presin që burri i tyre të jetë gjithkush nga ata që kanë para të mjaftueshme, në mënyrë që ai të plotësojë dëshirat apo kapriçot e tyre, të cilat janë të përziera me doza të larta injorance. Pretendimet e këtyre femrave, *nuk përkojnë aspak me ëndrrën për të pasur familje apo për t`u bërë nëna**. Ato nuk e marrin aspak parasysh faktorin që e kundërshton ashpër "*aspiratën*" e tyre. Ato harrojnë se aventurieri i radhës, i cili lëvron lehtësisht para për të joshur seksin tjetër, fokusohet në mosha relativisht shumë të reja, sepse vetëm në këtë mënyrë ai mund të marrë maksimumin e kompensimit për paratë që jep. Kjo është një nga rregullat më elementare të tregut, *që vajzat "me ekonomik" çuditërisht nuk e dinë*, sepse janë të "diplomuara" por të pashkolluara*.

Mashkulli që kërkon argëtim me para thotë: "***Un paguaj me euro në dorë, por ndërkohë, dua mallin më të mirë që ofron tregu****!"

**Në Shqipërinë e sotme**

-Nuk mund të blesh dot një makinë, sepse ajo mund të jetë e vjedhur e kështu askush, as pseudo-shteti, nuk të vjen dot në ndihmë për të rikuperuar dëmin moral apo material që të është bërë.

-Po kështu, nuk mund të blesh dot as tokë apo apartament, pasi edhe në rastin kur paraqitet *tapia* ose dokumentet e pronësisë, ato mund të vlejnë njësoj si ato që janë të certifikuara nëpërmjet dokumenteve false. Ka mbivendosje certifikatash pa fund e pa kriter. E në këtë mënyrë ti mbetesh i pacertifikuar apo i padiferencuar nga ai që pronën e ka të zotëruar jo ligjërisht, me dokumente false. Jeni të dy njësoj në treg… apo siç rezulton realisht sot e gjithë Shqipëria, jeni fare jashtë tregut. Sepse këtë kurs "zhvillimi" ka ndjekur dhe ndjek klasa aktuale politike ish pseudo-komuniste.

***-Gjyqtarët apo prokurorët, njësoj si fajdexhinj ordinerë, presin që ti të biesh në hall, që të të rrjepin deri aty ku s`mban më. Lëre pastaj t`i drejtohesh Gjykatës, për të zgjidhur ndonjë çështje parimore apo padrejtësi që të është bërë, qoftë me pronat apo qoftë ty personalisht si individ*****.

-Në qytet pensionistët, ish-profesionistët me nga 35-40 vjet marrdhënie pune, jetojnë me 85-130 dollarë në muaj, kurse në fshat me 60 dollarë në muaj.

-E keqja më e madhe është se në këtë vend nuk ka shkolla por kapanonë për lopët, ku në fund të ciklit 3 apo 4 vjeçar, *certifikohesh kinse si i shkolluar**. Vetëm se pas kësaj kohe të humbur, të certifikuarit nuk dinë të bëjnë më asgjë tjetër, përveçse të hanë, të flenë, të shkojnë në banjë e të trashen nga trutë... por edhe nga trupi.

Në këtë krizë të thellë morale, kulturore dhe ekonomike, që ka përfshirë Shqipërinë e sotme, disa ambasadorë të huaj (*jo të gjithë*) nën moton e famshme shqiptare "*sipas vendit dhe kuvendi*", akreditohen këtu nga shtetet e tyre me rroga të

majme, rreth 30 mijë dollarë në muaj, qëllimisht, në mënyrë *që mos t'i rrënojë kanceri i korrupsionit**… por në fund të mandatit ata kthehen në shtëpitë e tyre me dhjetra apo qindra miliona dollarë ose euro, të depozituara nëpër llogari bankare fantazmë jashtë Shqipërisë, si fryt i bashkëpunimit me politikanët vendas, me kusht mosraportimin e mbrapshtësive shqiptare në kanlcelaritë e vendeve prej të cilave kanë ardhur.

Shkurt:

"Vidh të vjedhim!"

***Në Shqipërinë e sotme, nuk është i ftuar të bëjë karrierë apo të japë kontribute asnjë individ i zoti apo i merituar*.*** As ndokush me kurajë apo ideale që insiston të depërtojë në sistem. Jo! Duhet të jesh nip i të lartpërmendurve ose idiot i padëmshëm. Duhet të jesh servil ose prostitutë i çdo gjinie, burrë apo grua qofsh ti. Nuk ka treg meritokracie, pavarësisht se këtë argument po e cek gati për çdo vit (*kthimi i trurit apo bursat e ekselencës*) çdo drejtues politik, me hipokrizi, gënjeshtër fanatike, oportunizëm dhe me inflacionin më të lartë mbi kuptimin që merr kjo fjalë. ***Kjo lloj metode, është në fakt armiku më i madh i meritokracisë*.*** *Ta përdorësh si një koncept bajat meritokracinë, aq sa njerëzve të fillojë e t'u duket se është paksa démodé të jesh i talentuar apo i merituar* është kafshërore, madje deri edhe djallëzore.*

Për këto motive, të cilat pasqyrojnë krizën e thellë kulturore, morale e të tjera si këto, p.sh.: kriza "*ekonomike*" botërore, që në fakt është mbi të gjitha një krizë morale, rrënimi ekonomik i shqiptarëve është i pashmangshëm. Në këtë rrëmujë të madhe ku po afrohet një Rend i Ri Botëror, sipas të gjitha premtimeve dhe porosive, *deri te Libri i Zbulesës,* porositë janë dhënë e janë shkruar mijëra e mijëra vjet më parë*.

***Një Rend i Ri po afrohet, sepse njeriu që besoi në një copë letër (*****paranë*****), peshon pikërisht sa ajo copë letër, me të cilën deshi dhe u konvertua dritëshkurtësisht, qoftë ky politikan, kryepeshkop, hoxhë apo ku di un` se çfarë****!

**Në një vend si ky i yni:**

-Pa moral;
-Pa kulturë;
-Pa identitet (*ku ai i Etërve është eklipsuar dhe harruar*);
-Pa prodhim të brendshëm;
-Pa sistem pensionesh;
-Pa sistem shëndetësor;
-Pa sistem sigurimesh;
-Pa sistem arsimor;
-Pa eksport;
-Pa bilance pozitive të pseudo-bizneseve;
-Pa burime njerëzore të kualifikuara apo politika zhvillimi;
-Pa tituj pronësie;
-Pa shtet ligjor;

e në fund, si konsekuencë,
-Pa investime të huaja,

***Rrënimi ekonomik është i dukshëm dhe i pashmangshëm!***

...e në krye të tij, rrinë me papërgjegjshmëri, të gjithë ata që kanë nga një "Krye" përpara titullit që u është dhënë* për të shërbyer (kryeministër, kryetar, kryepeshkop etj, etj).

**Sintezë**

Mund të thuhet fare mirë se, paratë tuaja u çimentuan në pallate pa sens, pa treg e pa interes. Po ashtu edhe në makina e makina pa fund, që shëtisin rrugëve por që edhe flenë nëpër parkingje e garazhe përgjatë superstradave të Shqipërisë. E këtu flasim për *miliarda* e *miliarda euro të hedhura dëm në gjithë këto vjet tranzion*.* Në Shqipëri ka tashmë nga 2-3 apartamente për frymë të cilat nuk i blen më kush. Po kështu ka edhe nga 10-15 makina për frymë, jo pronë e gjithsecilit por thjesht të parkuara rrugëve apo superstradave të vendit tonë.

***FALIMENTIMI INDIVIDUAL E KOLEKTIV NUK ËSHTË MË NJË PËRRALLË, POR NJË REALITET***

Brezat që e kanë drejtuar këtë vend nuk bënë kurrë një ***mea culpa,*** pra nuk kërkuan kurrë falje për gabimet e tyre të tmerrshme e fatale, për injorancën e tyre. Pa iu bërë aspak vonë, ata vazhdojnë të sillen sikur gjërat rrjedhin normalisht dhe ne jemi njëlloj si dikur, *"fanar ndriçues"***.** Tani *"fanar në NATO"*. Kjo kuptohet, është vetëm një mënyrë primitive e të bërit propagandë, që klasa politike të justifikojë gabimet, fajet dhe prapambetjen kulturore të saj. Një ironi idiote ndaj fatkeqësisë së vetvetes. Kjo do të thotë të qeshësh me kancerin që ke në trup, pasi gabimet e tyre po i vuajnë edhe ata vetë, politikanët drejtues si edhe fëmijët e nipat e tyre.

Sigurisht u mungon kuraja për ta pranuar. Vazhdon mekanizmi psiko-depresiv i ***të fshehurit pas gishtit*, kompleksi i strucit***.

Unë në fakt bëra vetëm kaq: artikulova të dhënat e qarta e të pamanipuluara që janë në dispozicion dhe dukshëm për të gjithë. Nuk është ndonjë gjë e re për historinë e botës kjo që po ndodh sot këtu. Për të treguar këtë analogji, u zgjata në pjesën e parë të kësaj kronike.

Së fundmi, dua të kujtoj se në vitin 2000 ndodhi diçka e ngjashme me Argjentinën*. Një *crack ekonomik** i befasishëm dhe më pas një luftë civile. U afrua mbas pak ditësh *George Soros* e u tha argjentinasve se *kishte dëshirë ta blinte të gjithë Argjentinën për 1 dollar*.*

***Shqipëria 1 euro*** !!!!! Nuk ju thotë gjë ky term ?! Konkluzionet nxirrini vetë! Pas *crack-ut* vjen gjithmonë lufta.

Ajo e vërteta, jo *radioloja e marionetave* të 97-ës. Sepse luftrat bëhen gjithmonë nga nevoja për para, mbas krizave ekonomike të forta e asnjëherë për qejf apo për kapriço.

Bëni pra gati prapanicat, pasi me ato keni gjykuar, punuar e jetuar, "*duke i prerë drutë gjithmonë shkurt*".

Kriza morale do të sillte pa diskutim rrënimin e qenies ripërtypëse dhe të sistemeve që ajo ngriti. Rrënimin e injorancës që u ngrit në katedër dhe e bëri mbartësin e saj, që të peshonte sa një copë letër. Pra, sa paraja ku ai besoi*.

Botës që po merrte superxhiro nga rritja e konfuzionit mbi martesën ndërmjet burrave apo ndërmjet grave, e cila po prodhonte fëmijë në laborator, e asaj bote që beson se me prezervativ mund të shpëtojë nga virusi HIV dhe se mund të vrasë pa sens faji apo pendese fëmijën në bark të nënës, do i vinte momenti final. Fundi! Akti përfundimtar!

Po si?!

Ishte thënë e stërthënë nga të gjithë profetët dhe shpëtimtarët.

Për t'i dhënë përgjigje kësaj pyetje duheshin lexuar libra të tjerë, jo librat e "*juridikut apo ekonomikut*" të "*universiteteve*" *kioska*, me "*profesorë*" *të rrëmbyer nga sektori i agrokulturës*.

Sa për paratë, ato t`i merr një ditë të bukur krejt papritur drejtori i përgjithshëm i Bursës së Nju Jorkut ose bankieri yt i besuar, i cili zhduket pa lënë gjurmë ditën për diell. Shtëpitë e tokat mbi të cilat ke investuar, t`i ul tregu virtual i Imobiliares (*Real Estate*), i cili edhe ky është në dorë të atyre që vijnë pas një jave e të trokasin në derë duke të thënë: "***Shtëpia apo toka jote kushton 1 euro***!"

***Përtej këtij realiteti, duhet thënë: "Lum ai, që në jetën e tij investoi brenda vetes, në dije e virtyte, te njeriu*"***. Lum ai, që nuk e la veten të degradonte në një qenie ripërtypëse e të përgjumur, në funksion të një cope letre, ***parasë***, *e cila peshon realisht shumë pak**. Lum ai që nuk u shndërrua në një qenie të padenjë!

Duke iu kthyer arsyetimit fillestar, vlen të kujtohet se përmes tradhtisë së njeriut ndaj Zotit, profetët kanë lexuar qartë të gjitha fatkeqësitë që do të vinin dhe *i kanë paralajmëruar ato me qindra herë**. Shqiptarët e sotëm, janë prej atyre që paratë e gjakut, miliarda do të thosha, i bënë fuoristrada dhe pallate të

shëmtuar, duke luajtur kështu shumë keq kartën e të ardhmes së tyre, por edhe të ardhmen tonë të përbashkët, e cila duhej dhe mund të kish kaluar nga një rrugë tjetër, më dinjitoze e më optimiste.

E pra, për të gjithë ata që nuk e dinë, dua të kujtoj se ne shqiptarët kemi qenë tradicionalisht barinj e rapsodë, të urtë, trima e të matur...".*..**se i urti kurrë nuk ngutet / prej burrnis e jo prej tutet...**"( At Gjergj Fishta)*. Kemi qenë, sepse në fakt sot, jemi trashëgimtarë të breznive që tradhtuan.

Pas degjenerimit, degradimit dhe falimentimit të racës së Kainit, bota e së nesërmes, mesa duket do të jetë e barinjve të urtë, sipas premtimit dhe përzgjedhjes së kahershme. Do të jetë e trashëgimtarëve të Abelit. Ky është leximi që i bëhet Zanafillës dhe Zbulesës sot, pas mijëra e mijëra vjetësh. Por do të jetë edhe e këngëtarëve, për të cilët Gjoni thotë: "***Mos ki drojë prej atij që këndon!***"... pasi atij i këndon shpirti (duke përjashtuar këtu ata "këngëtarë", që për interesa vetjake vihen në shërbim të regjimeve duke shkelur kështu mbi jetën interesat e të tjerëve).

***gusht 2006- 1 janar 2009***

## DIELLI I TË GJITHËVE!

Nuk je ti që ke nevoj` për mua o Diell
por un` për ty !
Çdo dit` të pres sepse aq shum` të dua
e s'di se si !

Por po ta dija, e lumja zemër prej kraharorit
do t`ik` me zhurm.
Dhe jo, pa zemër jetën, ar e vese, nuk e dua!
*Stuhi dhe vrull** !

Kështu dhe trupat endacak` pa kok` të njerëzve
nuk din` ç'kërkojn` !
Të trashur, të dhjamosur, *stomak* e *poste**
të gjithë lakmojn`…

Rrethit që ndriçon hapësira jote o Diell
në mes i qëndroj.
I yti përsëri sot isha ndaj nuk u tera
o Diell i ngroht` !

Në anët e errësirës-hije të shumt` në numër
ata qëndrojn`.
I vetëm un` me ty, nën dritën tënde,
trupat pa kokë t'i hijeshoj mundohem
por më kot…!

## *ALBANOPOLI*

**- QYTETI QË DUA -**

Qytetin që dua
nuk e shpika un`
nga kohëra të largëta
më erdhi si kusht.
I hijshëm në petka,
me aroma pa fund,
ai vjen si një ëndërr,
më zgjon nga ky gjum`.

Me forma, me lule
e pallate madhështorë
ku princa e mbretër
e qytetarë banojnë.
Ku ka njerëz boll
që shkruajnë e luftojnë
ku ka padyshim
artistë e gaztorë.

Ku rrugët kanë trajta
dhe emra heronjsh
ose njerëzish të mençur
por jo vagabondë!

Ku roja është roje
dhe jo pushtetplotë
ku lypsët janë lypsa
ku vajzat s`janë lopë.

Qyteti që dua
ka emër të plotë
jo emër rrënoje
siç duan ta kujtojn`…
Ka emrin e njerëzve
si dikur Albanopol
të albanëve që e ngritën
e ndërtuan…Por ku shkoi?!

Ma shkatërruan qytetin…
Fqinjët?!...Ndoshta po!
Ma shkatërruan armiqt`
apo "miqtë" si në Trojë?!
Ma shkatërruan barbarët
-thonë e stërthonë.
Por ata që shkatërrojnë
janë të gjithë njësoj!

Nën muret e fortë
me baltra mbuluar
nga koha e gjatë
që fle përmbi ta,
nën këta mure të gurtë
nga mjeshtrit punuar
nën këtë emër të madh
fle sekreti vrastar.

Aty ësht` e fshehur
dhe shpata dhe dora
që *fisin alban**
e vrau por jo krejt.
Rrethuar me kodra
e keshtjella daltuar
Albanopoli qytet*
S`mund të zhdukej përjetë.

Ata që e dogjën
që e mbuluan si Trojën
nuk folën, nuk u mburrën
por gjurmë lanë ata vetë.
Tiranët gjakprishur
që u sulën aq kobshëm
janë poshtë nën rrënoja.
Të gërmojmë, le t`i gjejmë!

Prej atëherë më ka humbur
*Qyteti që Dua**
por kohërat e vjetra
ma sjellin në eter.
Çdo ditë zbuloj varret
pallatet dhe rrugët
e një qytetërimi që
dikush* bëri dhé.

Që i vuri dhe emrin
*Tiranë si tiranët**
që shkatërrojnë që djegin
çdo gjë që ka vlerë
që lenë dhe pasardhës
rojtarë të zellshëm
të së keqes, të baltës
që jetojnë nëpër t`err.

Dhe ndërkohë *albanët,**
albanët e vjetër
ëndërrojnë Qytetin
që e ndërtuan vetë.
Të tjerët, barbarët
prishin edhe gjurmët
ndërtojnë pallate
e godina pa vlerë.

Të hidhur si tradhtia
ata presin dhe koka
*varrmihësit** e Qytetit
nekropolin ndërtojnë.
Por un` dua Qytetin,
Qytetin që Dua
ta ruaj në zemër
me të të jetoj.

Një qytet pa çadra
pa hije barbarësh
pa këngë monotone
pa baltën që më lodh.
Ta kem prap` Qytetin,
*Qytetin e albanëve*
*Qytetin që Dua*
Si dikur Albanopol!

*Tiranë, 18.07.2010*

## PENELOPA E ULIKSIT

*Kujtimi i nderit të saj kurrë s'do të shuhet*
*dhe zotat e pavdekshëm do t'frymëzojnë,*
*njerëz të gjallë që këngë gjithmonë t'i thurin,*
*të urtës Penelopë sa t'jetë jeta.*

*E tillë nuk është aspak e bija e Tindarit*
*që ra n'gabim të rëndë se ngriti dorën*
*kundër atij që e mori nuse virgjër.*

(pjesë nga Odisea)

Pyetja më e famshme është: "Pse?", "Pse ndodhin gjërat?".

Përgjigja ime është": Sepse gjërat janë krijuar! Janë të shkruara diku lart. Për këtë arsye edhe ndodhin. Sipas të gjitha gjasave ka një Shkrimtar atje lart, që i përgatit të gjitha. Ne jemi vetëm lapsi i Tij. Ndërsa bota është fletorja në të cilën ne lëmë gjurmët që na janë përcaktuar. Kështu pra, ndjesitë, ngjarjet, rastësitë e kanë një kuptim, por vetëm nëse lexohen me kodin e duhur, me kodin e Shkrimtarit të të gjitha kohërave. Edhe vetë Homeri ishte një laps në dorën e Tij... ose pse jo, vetë përfytyrimi dhe imazhi i Tij, i Shkrimtarit, i Krijuesit, i Regjisorit të të gjithë ekzistencës.

Ditët tona janë të mbushura me ngjarje. Të miat pak më shumë.Për këtë arsye kam vendosur edhe t`i rrëfej.

***************

Pas një orvatje të lodhshme gjithë ditën, me disa specie të çuditshme ose *mbetje urbane*, me tipa pa format, pa ide, pa dialog dhe pa shpresë, kuptova se ndjehesha i lodhur. Pushova pak dhe dalngadalë. Bukur lehtë u afrua ora e pasdites, ajo ora biologjike kur mashkulli do të dalë përsëri nga shtëpia.

Isha i frymëzuar apo i trishtuar, nuk di ta them. Por sigurisht isha shumë i bezdisur nga episodet bajate të ditës. Si kundërpërgjigje në kësi rastesh, mendja ime i apelohej gjithnjë qytetërimit…në mënyrë të pandërgjegjshme…si për të kërkuar ngushëllim, e madje madje edhe shpëtim. Pikërisht, ose saktësisht, i pari në listën e shëruesve të gjendjes sime, mbetet gjithmonë Homeri, e pastaj të tjerët me radhë. Nuk gënjej aspak kur them se më është dukur gjithmonë si gjyshi, si babai i mamasë sime. Plak bardhosh, i mençur, këngëtar, fjalëpakë, i cili i donte delet.

Po pse mendja më shkon gjithmonë te Homeri?! Mister.

Lidhje gjenetike apo thjesht rastësi?! Jo.

Ngjashmëri dhe familjaritet i pashmangshëm, duke filluar që nga figura e gjyshit, e më pas në vazhdim me racën e rapsodëve tanë të maleve.

Pa diskutim se këtu ndikon dhe fakti, që ai, Homeri, është rasti i shkëlqyer kur njeriu tejkalon çdo sfidë, që di të flasë e të shkruajë edhe atëherë kur nuk shesh.

Dola. Në mendjen time banonte Homeri. Por para syve të mi shfaqej horrori i tentativës së dështuar për urbanizimin e këtij qyteti. Pallatet e lagjes sime, banorët e saj. Më pas, në rrugët e njohura, le të themi rrugicave të qytetit, ku përsëri s`shihet asgjë për t`u mahnitur. Shto këtu edhe sjelljen apo ecjen idiote të qenieve sub-urbane, që kanë ngjashmëri të pakeqkuptueshme me personazhet e emisionit quark, dhe je i paqetë, pra jo i gatshëm për të takuar apo për të ndarë

pasditen me dikë. Një miku im thotë: "Or vlla, kta nuk të japin armëpushim as të kujtohesh se si e ke emrin, emrin që t`ka von baba! Duhet të vritesh e të theresh me ta çdo minutë."

Po a kishte lidhje bota homerike apo vetë gjendja homerike me këtë kaos pseudo-metropolitan, i cili nuk është gjë tjetër veçse një makth sub-urban?! Jo. Kontributin e kobshëm, për ta larguar sensin e qytetërimit dhe ngjashmërinë me Homerin nga jeta e njerëzve, e kishin dhënë shekujt dhe standardi i dobët i qenieve të rritura gjatë tyre.

Po vazhdoja të ecja vetëm pra. Pse jo ?! Doja ajër! Ajri më ish rralluar shumë. Situata, njerëz, gjysmë njerëz, me emër, pa emër, me fuoristradë, pa fuoristradë, *trungje pemësh* me diplomë të blerë, që rivalizonin me njerëz shumë të mençur, të cilët kishin diploma prestigjioze, thjesht më kishin bezdisur shumë. Kot, pa një shkak specifik, po i shkoja në zemër problemit ditë pas dite. Bezdinë realisht, po ma jepte njësoj si dje nën regjim, mania për ta ngritur në piedestal trushkulurin dhe për të dënuar me përbuzje e përjashtim denigrues të diturin. Ky ishte një problem i përgjithshëm, individual e shoqëror, ku në fokus mbetej sistemi. Në fakt, i gjithë sistemi ishte fajtor.

Kisha dalë të rrija vetëm e të shëtisja vetëm, të meditoja a të harrohesha diku nëpër qytet, rrugëve të tij... Por jo, nuk është kaq e thjeshtë. Kur vitet që të lidhin me qytetin tënd janë shumë, e ke të vështirë të gjendesh vetëm. Prandaj, pa e humbur fillin e këtij episodi, po e them shkurt: Kjo është histori e gjatë.

Këtu patën ardhur gjyshërit e mi rreth 100 vjet më parë, të cilët kanë kontribuar me të gjitha mënyrat e mjetet që ky të bëhej kryeqytet. Këtu janë lindur prindërit e mi, me kontribute edhe ata, në të njëjtën rrugë. Po kështu edhe un`, jam lindur e jam rritur këtu, në këtë qytet, i cili  është më shumë se kaq. Është pak a shumë kryeqytet.

Që të flasim drejt, pa ngjyrime poetike apo lokaliste, vlen të thuhet se ky është një vend ku ka shumë elemente të peperosura,

me interes e me shije... Ka diell 300 ditë në vit. Ka vajza të bukura pa fund, por që fatkeqësisht janë vetëm të bukura. Ka plot gjëra që mund të ta japin kënaqësinë e të jetuarit në stil ekzotik, gati-gati si në Kubë... Ka afër Liqenin, malin e Dajtit, kodrat e Saukut e të Kërrabës, të Pezës e të Zallherrit, të Prezës e të Farkës, lumenjtë e tij argëtues, por në fund, të gjithë e ndiejmë se mungon diçka.

Po flasim për një vend që dikur paska qenë qytet i begatë, e nuk e kishim ditur. Një fushë e gjerë dhe e gjatë të cilën e përshkonin tre lumenj, me klimë mesdhetare të mrekullueshme ku ende sot rriten të gjitha frutat e tokës. I rrethuar me 12 kështjella–fortesa që shërbenin për ta mbrojtur nga pushtuesit shkatërrues, të cilët, për pezmin tim e të stërgjyshërve të mi, ia dolën mbanë gjatë shekujve... E lanë nën baltë, të harruar.

Po nejse iku! Albanopoli tashmë fle nën këmbët tona. Edhe pse jo si dikur, jo aq mirë i urbanizuar, jo me ndërtesa madhështore si do të dëshiroja, mbetet gjithsesi kryeqytet. Ashtu i fjetur, ai më pëshpërit e më zbulon vetveten. *Kërshërisë dhe krenarisë sime, i mbeten tani për fat rrënojat e mureve antike, mozaikët, gërmimet arkeologjike. Mbetet ende e gjallë fryma që e ngriti dhe e përcolli deri tek un`**.

Këtu ka sigurisht papastërtira organike, industriale dhe humane, që na bezdisin fort, por ka edhe frymëzim.

Me njëmijë e një surpriza, kurthe, lajme, aksidente, ngjarje, barsoleta, lidhje–ndarje, me histori e me mistere të vjetra fort, ky është kryeqytet dhe si i tillë ka zhargonin e tij që e dua aq shumë. Zhargon që e zotëroj më së miri me dëshirë, madje edhe e përmirësoj. Po ashtu e përditësoj sipas zhvillimeve dialektike, sepse jam pjesë e tij, që në ato kohë kur shumica dërrmuese e njerëzve apo dhe moshatarëve të mi, e quanin turp përdorimin e zhargonit. Tani arrij t`i kuptoj qartë! Ishin thjesht viktima të viteve *80-të* dhe të një pseudo–kulture shterpë soc–realiste, ku dominonte boshllëku shpirtëror dhe

dhuna. Lufta për të ardhur në kryeqytet ishte gati-gati si lufta e Trojës, me shumë viktima e pabesi. Pa diskutim baballarët, por dua të kujtoj se edhe disa moshatarë të mi të atyre viteve, kur ne ishim vetëm 15-16 vjeç, bënin garë për t`u rekrutuar nga Sigurimi famëkeq i Shtetit. Kjo gjatë viteve 1985-1987, e më së shumti nëpër provinca. Motivimi i tyre ishte tepër tepër i ulët. Synonin ardhjen në Tiranë me çdo kusht. Dhe ishin gati të bënin të pabëra e të pathëna, që në fakt, i realizuan disa vite më vonë. Dolën në origjinë. Sot 15-16 vjeçarët që dikur rekrutoheshin nga Sigurimi i Shtetit, "*shërbejnë me devotshmëri" në jetën publike.Kush si drejtues emisionesh TV e kush si Ministër me portofol.* Deri këtu kishte ndikuar mungesa e lirisë së njerëzve për t`u shprehur. U kishte marrë ndërgjegjen dhe personalitetin që në moshë të pubertetit. I kishte zhveshur nga mundësia për të menduar. Nuk po mungonte më vetëm liria si gjendje, si sistem. Problemi ishte se nuk kishte më njerëz të lirë, me mendim të lirë. Shkolla e krimbave dhe e vemjeve, e moshatarëve të mi të provincës, që ndiqnin këshillat e dajave për t`u shitur që të vegjël, po merrte superxhiro, po merrte hov.

Për ata e për të gjithë, asokohe ishte e ndaluar të ndiqje shkollën mijëvjeçare të trashëgimisë kulturore iliro–shqiptare. Vetëm se, pati edhe prej atyre, shumë pak le të themi, që iu shmangën këtij detyrimi obskurantist e nihilist. Njëri prej tyre jam edhe un`. Dhe sot ndihem mashkull. Ndihem krenar që kam qenë etiketuar ndryshe prej atëherë. Kam një dëshirë të papërmbajtshme për t`i ftuar në debat publik këta këlyshë të shpërfytyruar të atij sistemi satanist.

Hajde gjeje shenjën e Homerit dhe lidhjen kontestuale me të në këtë realitet! Normalisht, duhej të imponohej me prepotencë Shekspiri në "*teatrin tonë mesjetar*", me këto histori e me këta njerëz që fatkeqësisht ende i shohim, çdo ditë, vërdallë nëpër media apo përpara turinjve, me ambasadorë të huaj në dreka e konferenca.

Vetëm se, Homeri nuk të pyet, nuk të merr leje kur vjen e zë vend në refrenin e jetës sate. Kjo ndodh sepse ai, sado tradicional e i vjetër, ndjek, ushqen dhe përkëdhel me sharmin e tij, individët që vetë i zgjedh dhe botën e tyre estetike. Figurat e tij, personazhet, situatat, stili, ritmi dhe forca krahasuese e aktualitetit me ditët e sotme, mbeten frymëzim. Më japin frymëzim. Pjesa tjetër, vazhdimi i jetës mes këtyre gjallesave të shëmtuara dykëmbëshe, është kronikë.

Kështu pra, ajo pseudo–kulturë gënjeshtare dhe shtypëse, tentoi të na bënte të gjithëve njësoj, një format. Krijoi si pa u kuptuar edhe "*shkrimtarë të mëdhenj*", që e fillonin karrierën në repartet e shërbimeve sekrete. Mbanin edhe tesera partie, si garanci për të thënë çdo gjë, e për të bërë më shumë se ç`kishin bërë. *Shkrimtarucë* të vegjël province* por që e mbanin veten me të madhe, falë posteve drejtuese në partinë ku militonin. Ata ose shkruanin marrëzira bajate duke i thurur lavde sistemit, ose debutonin duke botuar idetë dhe romanet e të tjerëve. Të atyre që dergjeshin në burg për faktin se zotëronin talente të padëshirueshëm prej regjimit, për frymëzimin e tyre pa kufi dhe për dinjitetin e tyre të pashoq.

Sistemi nga ana e tij, kërkonte minj të vegjël province, pa shtyllë kurrizore dhe pa talent. Kërkonte zvarranikë të përshtatshëm me mjedisin përreth, të cilët nuk krijuan dot asgjë me vlerë deri në momentin që partia u besoi retushimin dhe riformatimin e mendimit që u ishte grabitur *korifenjve* të ndrydhur në burg. *Ata "njerëz" të asaj partie kuçedër, që hante edhe bijtë e vet*, shpronësonin nga i vetmi kapital që kishin, nga dorëshkrimet e tyre, *nga pasuria e tyre e vetme, intelektualët e vërtetë**. Këta, ***shkrimtarë partiakë*,*** *nuk u mjaftuan por* dolën nëpër botë të pispillosur, me ambicie të pasosur dhe me etiketën e *"krijuesit" epik modern.* Jo vetëm kaq, sepse faktikisht u prezantuan si ajka e ajkës, profesionalisht e moralisht, duke kërkuar atë që s`u takonte. Kjo ndodhi nën hundët tona, nën

sytë e veshur me mjerim të një populli që ata vetë e shkatërruan, qëllimisht, për t`i ndryshuar udhën.

Ndërkohë bota mbarë, priste lajme nga “vendi i shqiponjave”, por nuk e dinte dhe nuk u thellua të kuptonte se çfarë krimi i shëmtuar ishte konsumuar e po konsumohej ende në këtë vend. Përveçse nga jeta e tyre, nëpërmjet likuidimit fizik, burrat e rrallë të historisë ishin grabitur edhe në krijimet e tyre, në idetë e tyre, për t`u transformuar më pas nga dora e squllur e ziliqare e një apo e disa karrieristëve pa zhargon. Këta ishin e kundërta e asaj që un` dhe të tjerë, dëshironim si model për veten tonë atyre viteve. Këta ishin errësira dhe ende sot nuk ndalen, njësoj si atëherë kur nuk ecnin dot rrugëve të vetëm, pa qenë krah për krah me zv. ministrat e Brendshëm të asaj kohe të errët. Pavarësisht kronikës, pa u ardhur fare turp, ata duan patjetër çmimin Nobel.

Edhe në vitet 90–të, që vijuan me lirinë e mendimit e të botimit, ata u sollën po njësoj. U hodhën degë më degë, për të tentuar çdo lloj riciklimi, si letër higjienike por në fund mbetën po ata. Të vegjël, meskinë, të shëmtuar, antipatikë, arrivistë, të etur për lavdi personale, pa shije estetike*, pa themele dhe busull orientimi…

Mund ta themi me gojën plot se ata mbetën maskarenj të vjetër, të veshur me “kostum” të ri. Të regjur e të sprovuar. Asnjë prej tyre, duke filluar që nga *“më i ndrituri”**, nuk bëri dot një *mea culpa*. Po flasim për shkrimtarë që bënin kohën me diell e me shi gjatë rregjimit; të cilit funksiononin si oficerë të shërbimeve sekrete, që depërtonin në nivelet e larta të kupolës së regjimit dhe më pas bënin kërdinë në jetën shoqërore, duke shkatërruar jetën e të tjerëve; që fusnin në burg dashnorët e vajzave; që fusnin në burg ata pak qytetarë me mendim të lirë; që urrenin e denigronin shkrimtarët rivalë, të cilët nuk mendonin si ata. Sepse sipas atij anti-morali, duhej të rritej e të shkëlqente vetëm fija e barit të tyre. Të tjerët duheshin kositur. Këtë bëjnë edhe sot. Takohen fshehurazi nëpër skuta, ku shajnë

më të mirët. U përgatisin rivalëve kurthe e promovojnë njëri-tjetrin, sipas gradave që kishin dikur nën strehën e sistemit që vet e ngritën. Standardi i antivlerave të tyre, është paaftësia dhe servilizmi ndaj hierarkisë së sistemit.

Në gjithë këto mendime të imponuara nga realiteti, më dalin para vetëm disa këlyshë kurvash. Nuk shoh dot Homerin, as Uliksin e fitoreve, as Penelopën. Nuk shoh fitore.

***************

Këta, që rrugës duke ecur, më shoqëronin në mendimet e mia, ishin modeli i provincialit që donte të bëhej shkrimtar me zorr, nëpërmjet teknikave dhe shkollës së shërbimeve sekrete. Ky ishte modeli i shëmtuar i karrieristit pa zhargon!

Un` jo! Un` faktikisht e doja dhe e përdorja zhargonin, e sot jam po i njëjti. Kam shëtitur rrugëve të botës, e sidomos kryeqyteteve, por nuk kam hasur kurrë qytetarë, kryeqytetas, shkrimtarë e artistë që jetojnë pa zhargon.

I mirë ose i keq, ky ishte qyteti im dhe un` përballë tij...! Ose më mirë të themi, "*un mu në zemër të tij*" sepse realisht, jam shumë i lidhur me të!

Këto po mendoja gjatë shëtitjes sime, duke vazhduar për nga bulevardi i madh Dëshmorët e Kombit, emërtimi i të cilit më pëlqen... Më pas, drejt *Liqenit artificial,* parkut të madh e simpatik të qytetit tim. Kjo hapësirë publike, joshëse, shumë çlodhëse e argëtuese njëherësh, kjo po, kishte lidhje me Homerin dhe botën e tij imagjinare. Ishte ndërtuar në një stil borgjez, estetik, gjatë viteve 50–të, me qëllimin për t`iu bashkangjitur stilit roman të të jetuarit në këtë pseudo-kryeqytet që synonte të rilindte. Është ekzaktësisht versioni binjak i parkut "*Villa Borghese*" në Romë. Vetëm se te ai i Romës, mungon liqeni, i cili këtu tek ne e harmonizon ndjeshëm të gjithë natyrën përreth. E gjitha kjo për mendimin tim, të fton të bëhesh qytetar e madje edhe shkrimtar.

Desha të shtoj, se në këtë projekt ndërtuar me punë vullnetare, kanë kontribuar personalisht dhe dy prindërit e mi. Kjo më jep një ndjesi edhe më të afërt, më personale me këtë habitat natyror, të këtij vendi çlodhës, dehës e frymëzues. Pas ndërtimit të tij, ky park, u kthye në "*teatrin e vogël*" natyror të të gjitha emocioneve të adoleshencës. Gati të gjitha dashuritë e qytetit fillonin ose kurorëzoheshin aty, mes pemëve, liqenit dhe cicërimave të zogjve. Aty këndoheshin dhe promovoheshin të gjitha baladat apo serenatat e vajzave dhe djemve artistë.

Për medituesit kishte qiparisa. Për artistët kishte varka druri që rrëshqisnin mbi ujë. Për dashamirësit e sportit ishin ekipet e notit që stërviteshin anës bregut të liqenit, para syve të kalimtarëve. Për sportistët, atletët, kishte oksigjen dhe hapësirë pa fund për t`u stërvitur. Për të dashuruarit kishte aq romanticizëm dhe kushte, sa që herë–herë mendoje se ai ishte Edeni i vërtetë.

Ky habitat e mbronte dhe e izolonte njeriun e lirë nga "ata", individët pa zhargon të asaj kohe, nga "*personazhet e Molierit*", të cilët mendonin errët, helmonin frikshëm dhe godisnin pa drita. Ky vend i jepte krahë dhe zemër individit krijues e individit sportiv. Ky ambient i ftonte *ata të tjerët, të paktët*, të mendonin dhe të jetonin bukur që atëherë. Për këto arsye e të pathëna pa fund, këmbët më çojnë si pa dashur gjithmonë atje lartë, te *Liqeni*.

Sot që po shkruaj, *"pushtetarët"*, kukulla të këtij vendi po mundohen ta rrënojnë e ta thajnë Liqenin, për afera të ulëta, për ndërtime çimentoje dhe pastrim parash të pista.

Kështu papritur, duke ecur, doli përpara meje një vajzë. Un` kisha dalë të rrija vetëm, por...në rastin tim, më duhet ta përsëris, nuk është kaq e lehtë!

Ishte njëra prej atyre qindra apo mijëra njohjeve, ku shumë lehtë ngatërrohet pëlqyeshmëria reciproke, me miqësinë apo me dëshirën për të flirtuar.

Isha duke medituar *për qefin tim*. Po ecja vetëm. Ajri ishte i pastër. *Te Liqeni* pra! Ky është maksimumi për shijen e një qytetari edhe ditëve të sotme, ku shëtitja me fuoristradë imponohet më e dhunshme se lufta civile në Palestinë...! Pavarësisht nga kjo, ne, *ato pak kokrrat e mbetura të këtij Albanopoli*, vlerësonim ende *Liqenin,* si pika më ekskluzive për të kaluar kohën e lirë brenda qytetit.

Mes bezdisë sub-urbane, krimbave që imitojnë njerëzit, përfytyrimeve homerike dhe mendimit të tij estetik, mesa duket pati vend edhe për dikë tjetër, që kishte qenë e thënë të më bënte shoqëri atë pasdite të çuditshme.

E shoh vajzën që kam përballë tek më afrohet ngadalë. Më qesh. U hutova pak se *jena edhe tipa të ndjeshëm ndaj gjinisë tjetër (*dhe jam krenar për këtë*)*. Nga mendimet e lira gati si në ëndërr, te realiteti i gjallë i mishit tundues, i cili çuditërisht afrohet gjithmonë me buzëqeshje të rrejshme. Ishte një fytyrë e njohur, paksa e shëndoshur, me barkun te goja. Mezi e njoha, pasi shtatzënia e kishte transformuar ndjeshëm në kohë të shkurtër, por i njoha buzëqeshjen. Buzëqeshja tipike mashtruese por joshëse që të mund gjithmonë, të vë përfund. Kjo buzëqeshje gënjeshtare i fiton gjithmonë e gjithkund të gjitha betejat e vogla të vetëvlersimit që femrat ambicioze e kanë të nevojshme t`ia japin vetes.

Nejse.

–*Ho mi!* – i thashë në gjuhën tonë, në zhargon pra.

–Ç`kemi?– m`u përgjigj ajo.

–Un` mir`. Ti ?

–Mir`, mir`. Ja. Ti ç`na thua?

–Ja kshu, siç më shef!

Duke qeshur, të dy të gëzuar nga takimi i rastësishëm, po shiheshim e po hetoheshim me sy... Ndërkohë vazhdonte ajo retorika e zakonshme e takimeve të përditshme të këtij qyteti.

Asgjë e veçantë. Thjesht batuta që shkëmbehen kur dy

njerëz takohen kësisoj. Por më habiti...! Më habiti bukur! Ishte martuar kjo *ish*–ja ime. Kishte mbetur shtatzënë dhe ishte shëndoshur pak. Po shëtiste nga *Liqeni* gjatë muajit të fundit para lindjes dhe po gëzohej që po më takonte pas kaq kohësh. Veç kësaj, kjo *ish*–ja ime, si me skenar të parashkruar, u bë shkak dhe për ndërprerjen e mendimeve të mia mbi qytetin dhe veten. Më nxori nga ajo gjendja e turbullt dhe serioze, e kujtimeve të mia si me çelës. Sa do të doja që dikush të kishte autoritetin moral dhe forcën t`i drejtohej qytetit dhe njerëzve. Por këtë e bën vetëm Papa, në Romë, për Krishtlindje dhe për Pashkë, në mesazhin e tij "*Urbi et Orbi*" *(qytetit dhe njerëzve).*

–Hë! – më tha,-je martuar apo...? Si gjithmon` ti, beqar, lule më lule!

E tha paksa duke qeshur, por toni i përdorur nga ajo kishte brenda edhe doza të larta kureshtjeje!

–Jo! – i thashë. –Lule më lule! Akoma më pëlqejnë lulet!

Dhe mendja më shkoi te *lulja e luleve**, te vesa e mëngjesit, te freskia e verës, te ylli që shkëlqen në errësirë e në *dritë**. M`u kujtua e dashura e radhës, një lidhje sekrete që imponohej e tillë prej moshës fare të re të vajzës që dua.

Batuta ime i pëlqeu *ish*-es. U çlodh duke lëshuar një zë të lehtë:

–Eeeeehhh! E di, e di ...! – dhe ky, për natyrën e saj, ishte një miratim i pa deklaruar mbi statusin tim prej beqari...! Shkurt, po i vinte mirë, që pas ndarjes me të, nuk kisha gjetur ende "*një më të mirë se ajo*". Kjo është gozhda fikse e çdo femre kur sheh ish të dashurin rrugëve apo kudo qoftë. Cinizëm apo egoizëm, nuk e di, por di që te ky rast, ishin të përziera bashkë në ekstrem, në llojin "*un` jam e para, un` jam më e mira*"... Sigurisht, pa u parë kurrë në pasqyrë. Hajde gjeje pse!

–E kam vajzë! – vazhdoi ajo duke buzëqeshur, e përkëdhelur në sedrën e fëlliqur prej vajze orientale... –dheeeee, po kërkoj një emër të bukur.

–Hmmmmmmmmmm! - lëshova një zë të mbytur, pa folur.

M`u zbukurua e gjithë bota në atë moment.

–Penelopa! – i thashë me nxitim, si për të mos dashur kurrsesi ta humbja rastin e shkëlqyer –Të lutem, quajeni Penelopa!

Dhe papritur isha transformuar në një fëmijë, të cilit sapo i kishin dhënë lajmin se do të kishte një motër. Ndoshta ishte thjesht ndjesia e gëzuar që na pushton kur marrim vesh se dikush po vjen në jetë. Është ndjesi mjaft e bukur.

–Uuu dhe ti tani! – m`u përgjigj *ish*-ja ime bukuroshe por *tyryfyçk*ë... S`gjete ndonjë gjë më të lezeçme? Më fashion ?

–Eeeeeeeeeeeeeeeeeee! – i thashë... Ti s`e di se çfarë rasti po humb! Penelopa është...– dhe mora t'i shpjegoj.

–Ecim pak...!– i thashë dhe vazhduam...

Ndërkohë që ecnim, un` mendoja me vete dhe flisja me vajzën bukuroshe, e cila pas një muaji do të lindte një vajzë ende pa emër.

–Pra, ky i ka të gjitha pjesët e një qyteti, të një kryeqyteti.

–Nisa t`i shpjegoj... – Mungojnë vetëm parkimet nëntokësore dhe banjat publike... Hahahahaha!–qesha.

Ndërkohë që flisja me të, mendoja "Kjo gjendje është qesharake dhe fshikulluese për egon time prej qytetari! Mungon tramvaji, ungon metroja, mungon reparti policor që pastron rrugët nga qentë vandalë dhe që po ashtu, pastron qytetin nga vandalët që u ngjajnë qenve! Edhe vetë kryetarët e bashkisë merren më shumë me qentë se sa me njerëzit. Mungojnë çezmat publike nëpër rrugë, ku fëmijët, gratë apo të moshuarit, mund të bëjnë ç`të duan me ujin, siç bëjnë dhe me diellin. Sepse të dy zbresin mbi tokë falas e u janë dhënë dhuratë banorëve të tokës, prej *Komshiut* tonë* të katit të sipërm*.

Ajo më njihte mirë e në fakt, vlerësonte tek un pikërisht këtë aspekt, faktin që bisedat e mia i dukeshin *si përrallat që i kish pas treguar gjyshja**, e cila s`jetonte më.

Më kishte lënë ajo mua, jo un` atë. Nuk ishte hera e parë që më kishte lënë një vajzë. Dashurinë e kthenin në urrejtje për motive boshe, për komplekse vajzash pa kulturë, të cilat nuk e dinë se në këtë botë nuk mjafton vetëm të jesh e bukur. Bukuria u mjafton vetëm prostitutave ose fotomodeleve... por edhe ato, nëse nuk janë pak të hedhura apo të ditura, përfundojnë keq.

–Sa mirë që të takova! – më tha. E kishte sinqerisht.

–Kisha kohë që nuk bisedoja kaq rjedhshëm...si të them... me dikë afër meje!–vazhdoi ajo... –Për këtë motiv edhe u largova prej teje, sepse nuk bisedoje më me mua. Kishe humbur interesin ndaj meje dhe më kërkoje vetëm *gjëra egoiste*... qefet e tua. Ndërkohë që un` mendoja se ti kishe lidhje të fshehta me vajza të tjera, d.m.th. interesa jashtë meje. Më dukej vetja idiote, e pazonja për të qëndruar me ty. Më dukej sikur ti kishe standard tjetër preference për femrat.

Dhe në fakt i kishte rënë në të. Kisha standard tjetër, dhe ende e kam... por më pëlqejnë edhe *bibat trularaska* që në rastin tim krijojnë publik. Më pëlqejnë ashtu kot, sa për të kaluar kohën me to, ndërkohë që ato dëgjojnë, e herë pas here qeshin kot më kot dhe thonë vetëm një "po".

–Po, po, – i thashë, për t`i bërë qejfin... –Ke të drejtë! Kot fare të humba dhe e kam brengë në zemër...!

Në fakt po e gënjeja, por vetëm për ta bërë që të ndihej mirë.

–Të lutem, quaje vajzën tënde të vogël Penelopa!

–Jo! – më tha!

Jo–*ja* e saj ishte e theksuar, kokëfortë! Ishte dëshira e saj e hershme për të më dhënë një shuplakë turinjve. Ishte vetëm budallallëku i saj, i ushqyer nga hakmarrja për të shkuarën. *Ish*-es sime, po i flisnin instinktet e mbytura e të fshehura prej kohësh, nën lëkurën e bukur të vajzës së hijshme. Po i flisnin zërat që e mundonin prej atëherë kur kishte vuajtur performansën time dhe un` s`e kisha kuptuar asnjëherë. Sa keq!

Ta shohësh sot, është ende e bukur por vetëm mbi lëkurë ama. Brenda blozë! Kohë të shkuara... sepse vajza është edhe e martuar tanimë. Këtë mendova dhe i dhashë gaz bisedës që kisha nisur me të, duke lënë mënjanë të kaluarën për të vazhduar me argumentin mbi vënien e emrit e vajzës që do të lindte.

...dhe vazhdova

–Ti e sheh dhe vetë! Në këtë qytet njerëzit lëvizin edhe me biçikleta që prej kohës së biçikletave "Bianchi", kur filloi rieuropianizimi i shqiptarëve pas mënxyrës otomane, në fillim të shekullit të kaluar. Apo jo ?!

–Po, po! – tha ajo shkarazi. –Madje së fundmi ka edhe një pikë qendrore ku ofrohen biçikleta me qira afër Tajvanit.

–Po, po!–vazhdoi.

–Ka vajza, ka nuse, ka nëna, ka gjyshe në këtë kryeqytet atipik, ku duket sikur mungojnë shumë gjëra por që në fakt jeta shkon *sahat**.

–Eeeeeeehhhh *sahat! Leje se kemi njimij halle*..!

Ishte përgjigjja shabllon e një vajze të re që ka filluar të mendojë si plakë, që *ka morr i cop burr* dhe që *po pret me bo i kalamo**! Tani problemi më i madh i saj është t`i vendosë emrin vajzës që po vjen... por pa e ditur si dhe pse! Ajo dhe të tjerat si ajo të këtij qyteti, mund të konkurronin për nga hiri e bukuria me Carla Bruni–n apo Monica Belluci–n, por u mungon sjellja e stili, ndjesia, origjinaliteti dhe kultura. U mungon mamaja e duhur, gjyshja e duhur, ajo që i ushqen dhe i edukon vajzat me sekretin misterioz të jetës së bukur, në qytet a në fshat, që në vogëli. U mungon *Penelopa**.

E kështu pra, kisha dalë të ecja vetëm, të rrija vetëm, por detyrimisht m`u desh ta ndaja kohën time me të gjithë këtë realitet që përshkrova, me mendimet që më kanë pushtuar prej kohës së pjekurisë intelektuale. Pra, po e ndaja kohën edhe me *ish*–en time. Nuk e ka emrin *Aishe*. Më vjen për të qeshur nga

dopiosensi grotesk i fjalës. Sa e bukur është gjuha shqipe! Të lejon të biesh në keqkuptim duke bërë humor. "*Ish*–e" them në kuptimin e *ish*-të dashurës sime.

–Kështu, kështu kinge! – i thashë...– "*Rastësia është mbreti i botës*" –themi ne shqiptarët.

Po i *merrja krahun bisedës,* sepse duhej të tregohesha i matur dhe i dashur me vajzën që e kisha dashur...! Sepse duhet me qen xhentil dreqi e mori, deri në fund... madje edhe mbas fundit. Ato bëjnë të tyren, un bëj timen! Qytetërimin nuk e ndërroj për asnjë lloj arsyeje. Për asnjë kusht. Në fakt, këtë qëndrim duhet ta mbajmë me këdo prej atyre me të cilët ndajmë biseda dhe tema *kardinale**.

–Është e vërtetë apo jo, që në këtë kryeqytet kur del rrugës, dëgjon lloj-lloj emrash origjinalë a të sajuar njerëzish e kafshësh, të bukur e të shëmtuar?

*Nganjëherë qentë kanë emra më të bukur se vetë njerëzit**. Shpeshherë qentë kanë edhe surratin më të bukur se *pseudo-njerëzit**.

–Po, po! – vazhdoi ajo me retorikën e saj boshe, pa kuptuar fare se ku do dilja.

Dhe pikërisht kjo retorika idiote, më irriton shumë te bashkëbiseduesit e mi, sidomos kur janë disi të afërt, afër zemrës. Vazhdova bisedën edhe pse i bezdisur, pa e dhënë veten.

–Në këtë kryeqytet të çuditshëm, takon njerëz të të gjitha gjuhëve e të të gjitha dialekteve, përsëri të bukur e të shëmtuar. Ka shumë oferta për ta vrarë kohën e për ta shpërdoruar bukur apo shëmtuar atë... por ajo që *më mungon realisht mi kinge* është *Penelopa**! – i thashë.

Ia thashë troç dhe me nerv. Por prapë nuk e morri vesh se për çfarë po flisja.

–Më mungon figura e asaj që gozhdoi botën tek ajo kohë që duket shumë e largët, gati e harruar. Më nevojitet shumë

imazhi dhe emri i saj për të mos rënë pre e zhargonit tim, e zhargonit standard të të gjithë qyteteve dhe kryeqyteteve të botës, ku çdo situatë apo moment marrëdhënieje mashkull–femër përfundon me një kontakt sportiv... Si të ta them më hapur?! Ne nuk duhemi realisht, por e ndjejmë të nevojshme të kemi kontakte me njëri–tjetrin. Pra, duke mos qenë të aftë të duam, të paditur e të pakulturë, tipa interneti apo facebook– *u*, bijtë e atyre që i thanë vetes "*intelektualë*", por që në fakt nuk dinin asgjë, nxënës të një shkolle dhe historie të shtrembëruar, ne bëjmë vetëm seks pa emocione dhe pa vijimësi.

–Oouuuu dhe ti tani!!! Po pse kot martohen njerëzit ?! Ja pra, që duhen fëmijët! Duhet *i cop burr!* Edhe ty të duhet *i cop gru!*

–Jo, jo!– iu përgjigja aty për aty... Nuk më duhet fare *i cop gru!* Më duhet *i gru! Nji si Penelopa**!

Biseda jonë tashmë e kanalizuar qartë, merrte në momentet e saj më të nxehta, ngjyrime zhargoni dhe herë-herë qetësohej e nxirrte në pah njohuritë tona mbi gjuhën standarde, gjuhën e shkollës.

–*Më çmene me kte Penelopën! Të paska ngel fiksim noi greke më duket! Ke bo noi rrug Greqie, ke bo...*?

–Jo jo. Fare! – i thashë, duke e rimarrë fjalën, për mos ta lënë bisedën të më rëshqiste nëpër *situata apo dialogje telenovelash kolumbiane.* –Më dëgjo, më dëgjo me vëmendje! Jam duke thënë se u trasha, se dua të njoh dikë, që të mos e cilësoj më si *birin e një femre të përdalë**... e për këtë, kam shpenzuar pa fund kohë shumë të çmuar, por mesa duket fare kot. Sa gropa kemi ngrënë gjatë jetës sonë, nga njerëz që na dukeshin si të dashur dhe miqësorë, por në fakt nuk ishin?! Jam munduar pamasë të kuptoj se përse kjo mungesë e *njeriut simbol**, më krijonte kaq shqetësim dhe vetëm sot e ndiej, se përsëri, e gjithë kjo situatë ka lidhje me *Penelopën**. Ai person, që sot e gjithmonë nuk

mund të cilësohet më si *biri i një femre të përdalë*,* duhet të jetë padyshim vetëm biri i *Penelopës*, Telemaku.*

–S`po të kuptoj!

–Më dëgjo, më dëgjo!- ia ktheva. - Figura e saj e hijshme por jo provokuese, e thyer në moshë por joshëse, e sertë por e fisme, e kursyer në fjalë por e dashur deri në ekstrem, plotësoi, lartësoi, forcoi dhe përjetësoi figurën e të shoqit. *Penelopa** i dha botës figurën e *Uliksit** të mençur, trim e fitimtar. *Bota ende nuk e ka kuptuar**. Ti e kupton?

Dhe me vete mendova: "*E si mund ta kuptoj kjo*!"

–Por mbi të gjitha ajo, *Penelopa**, më krijoi modelin e *djalit** të cilin nuk mund ta shash *mo dot nga nona** *(*sipas zhargonit*)*.

–Më kupton apo jo?! *Sekreti qenka te nëna**! Këta djemtë idiotë që na bezdisin panoramën rreth e qark, dalin pikërisht nga barku i disa nënave që janë shumë larg nga modeli i *Penelopës**. Sepse nënat e tyre marrin nga *i cop burr* dhe pastaj nuk e respektojnë më këtë "*copën*", përveç faktit që *rrin duke bërtit e duke sha gjith ditën*. E po kështu djemtë apo vajzat që dalin nga barku i tyre, janë këta që janë. Pa koment pra, se ti e di dhe vetë shumë mirë se për çfarë po flasim. E them këtë sepse dua që në këtë qytet, të ketë më në fund djem race, djem të mirë, por më parë duhet *t`i japim qytetit Penelopën**. Më kupton apo jo ?! Ke rastin që të marrësh pjesë në rindërtimin gjenetik e kulturor të këtij qyteti!

Dhe të gjitha këto ia thashë duke qeshur, si me shaka, sepse nuk e di njeriu i shkretë se si ta marrin këto lloj femrash rrjedhën e bisedës.

– *Ça thu me ça thu* ?! – ma preu vetëtimthi si dhi e egër...

– *Ku do me dal ti me kto muhabete*? *Me mu e ke*?! *Shef filma ti anej knej…a ku di gjo un ça librash lexo, dhe ia fut kot m`kot, si t`vi për mar!*

Sikur ta dija që do më replikonte. E bëjnë të gjitha këtë

*marifet*, sa herë që nuk kuptojnë diçka apo që mendojnë se ti po i manipulon në bisedë...dhe i futen sherrit qorrazi, si e si për të kuptuar nëse ka hile në këtë mes apo jo.

–O Zot! – psherëtiva! –Jo, jo, aspak!

Iu përgjigja thjesht për të shmangur tendosjen e mëtejshme të bisedës.

–Më dëgjo të lutem, deri në fund!– i thashë... Ne, unë, meshkujt e këtij qyteti e të tjerë akoma, mbetëm prapëseprapë burra të vegjël... ose le të themi mesatarë, sa për t`i bërë pak qefin vetes... dhe s`e kuptuam kurrë përse! Shprehja se "*pas një burri të madh qëndron një grua e madhe*", më nxori nga ky qorrsokak. Më sqaroi të gjithë historinë e sukseseve të këtyre burrave. Më kupton apo jo?! Por në fakt, modeli perfekt dhe i vetmi fitimtar, i *burrit të madh me grua të madhe**, mbetet Uliksi. *Uliksi i Penelopës**. Kam zbuluar se kjo shprehje e paperceptuar ende mirë nga katedrat botërore, sa abstrakte aq edhe e qartë, i ka rrënjët e saj me siguri te lidhja misterioze *Penelopa-Uliks*! Temën e Penelopës misterioze por shumë të pushtetshme mbi fitoren e Uliksit, e kam cekur shpesh. Rasti e donte, që mikja ime amerikane, një "vajzë" ke të gjashtëdhjetat, në mos më shumë, të merrte pjesë një ditë në një diskutim timin me një shoqe tjetër shqiptare. E dashur, e hijshme, elegante, balerinë, këngëtare, njohëse e pesë gjuhëve të huaja, pasanike e krimbur, njohëse dhe shkelëse e të gjitha vendeve të globit, plus filologe, më korrigjoi duke më parë me sytë e saj blu, duke më thënë: "Nooo Allban ( *me aksentin e fortë teksan*) ! Një grua e madhe nuk rri kurrë pas një burri të madh, por brenda zemrës së tij… Thellë brenda tij!".

Në atë moment, m`u ndez një dritë dhe doja ta puthja e ta përqafoja mikeshën e huaj për këtë ndërhyrje të përsosur në konceptin tim mbi *Penelopën...* por kishte njerëz. Plus... E lëm` fare, se po ta shofësh nga mbrapa kur është me kurriz, e ngatërron me ndonjë gjashtëmbëdhjetëvjeçare, ose me çdo

fotomodele braziliane. Kaq! Nuk dua të flas më shumë se do e teproj, e di...! Kjo grua më sqaroi përfundimisht, se Penelopa nuk qëndronte mbrapa Uliksit por brenda zemrës së tij. Në një farë kuptimi, ndryshe nga ai i zakonshmi që ne njohim, kam rënë në dashuri me këtë grua, që ka energji dhe paraqitje prej vajze!

Ndërkohë që mendimet më fluturonin mbi kokë dhe po më dehnin si gjithmonë, duke fluturuar nga Penelopa, Uliksi, Troja, mikesha amerikane apo jeta bajate në qytet, isha mëse i ndërgjegjshëm se realisht po flisja me një *bib*ë, me një mendjelehtë, që as nuk mund t`i çonte nëpër mend këto biseda. Ajo mundej vetëm t`i dëgjonte, si përralla nga ato që tregojnë gjyshet. Po flisja me një nga ato që rriten nëpër shtëpi ku gjyshja apo mamaja ulërasin gjithë ditën duke thënë: "*Të hongërt mortja ishallah!*"...ose "*O të raft i pik të raft... o Zot i modh*!" ... Por në rregull ishte ajo. Kishte dalë për xhiro nga Liqeni, për ajër të pastër.

Bukuria qëndron te misteri, te takimi i rastësishëm, te biseda e lirë dhe pse jo, duhet thënë se mua pasioni më kapi kur ajo tregoi interes mbi emrin që donte t`i vinte vajzës që do të *lindte*\*. Plus kësaj, ndihesha euforik, nga fija e padukshme e kësaj historie të lashtë botërore, e cila po më sqarohej bukur, lirshëm e rrjedhshëm, si në një film të cilin ti e sheh ulur, komod, *mes gjithë të mirave*\*. Isha për qejf, për t`u qetësuar, nga *Liqeni*, në meditim e sipër, gjë që është ilaçi im i përditshëm. Takoj aty një fytyrë simpatike dhe...

Çuditërisht po zbërtheja aty, *papritur e pakujtuar, sekretin dhe misterin e madh të fitoreve**. *Të të gjitha fitoreve**. Kjo po ndodhte krejt pa dashje, krejt natyrshëm, në një rrethanë shumë shumë normale. Un` e di fare mirë se ky është formati i mistereve. Është i pashpjegueshëm. I rastësishëm. *I natyrshëm në mbinatyrshmërinë e vet**.

E mblodha veten që të mos shpërqendrohesha dhe vazhdova rrjedhën e bisedës.

–Pra, më kupton apo jo?! Dua të them se ata që u nisën për në Trojë *ishin të gjithë trima**! Të gjithë jemi edhe nga pak dinakë në këtë jetë që i ngjan aq shumë luftës. Agamemnoni luftonte në fushëbetejë sa për katër burra. Menelau, vëllai i tij ndeshej si luan e i trembte armiqtë vetëm me hijen e tij. Akili trim e gjysmë Zot krijonte panik e frikë vetëm me emrin e tij, pa harruar faktin se vrau në dyluftim vetë pasardhësin e mbretit Priam, të cilin e mbronin edhe vetë perënditë. ***Akili vrau Hektorin por ama, vetëm Uliksi e fitoi luftën****! Një njeri i vetëm! Më kupton?! Dhjetë vjet luftë! Me mijëra të vrarë! Dështime të njëpasnjëshme dhe zhgënjime, përfunduan me sukses vetëm prej këtij *Uliksi**. Këtë ruajnë në kujtesë dhe tregojnë ende sot katedrat e historisë, filozofisë e ato ushtarake...

Por jo! Jo *zemra*!– i fola me përkëdheli, prapë në zhargon... -Lufta u fitua prej një motivi që ka mbetur enigmë në thelbin e tij.

Kush i dha kaq fuqi, mprehtësi, siguri dhe ogur të mirë këtij burri, i cili nuk ndryshon shumë prej ne të tjerëve?! Ku qëndronte forca e tij e vërtetë? Perënditë ndihmonin po ashtu edhe Agamemnonin edhe Menelaun edhe Akilin edhe Hektorin. Por ata ose vdiqën në betejë, ose dështuan! Luftën, është thënë, e fitoi Uliksi me dredhinë e tij, me *kalin e Trojës*.

“Jo” them un`! ***Luftën e fitoi Penelopa****! Një burrë nuk mund të jetë dot kaq i fortë pa një grua si ajo! Flas për burra tokësorë si ne, jo për Hyjni! *Një burrë i madh ka gjithmonë mbrapa tij një grua të madhe**. Kështu thotë proverbi mbarëbotëror. Por në fakt është gabim! Ajo grua e madhe nuk qëndron aspak mbrapa tij. *Nuk është as më pak e as më e pavlefshme se ai**. Ajo nuk mund të jetë mbrapa tij, në kuptimin retorik dhe banal të fjalës por brenda tij, në zemrën e tij, si një grua e madhe. Si një Zot! Dhe këtë e besoj verbërisht, pasi kemi thënë e vërtetuar sipas shkollës së *teologjisë morale,* **se Zoti është në çdo celulë,**

***në çdo molekulë, në mikrokozmos... Se Zoti është pikërisht aty, te çdo grimcë sado e vogël*, përveçse i Madh në Univers.***

Ajo grua pra, mbush, kontrollon dhe forcon ***zemrën*** e këtij burri, ***anën e tij shpirtërore***, që në respekt të historisë dhe ndershmërisë intelektuale, i takon të jetë *Uliksi nga Itaka**. Këtë na ka shkruar Homeri ynë. Ky është sekreti e dashur *ish*–e! Po më ndjek apo jo ? *Apo e ke menjen te flutrat*?

–*Jo me jo ne ti...! Po pashë ato gocat që po vraponin dhe me iku truni fare, se m`u duk vetja sikur nuk do vi më kurrë në formën e tyre mbas lindjes...* – dhe rrudhi ballin duke shtrembëruar turinjtë.

–*Hajde mi ti tani*! – i thashë për ta ç`dramatizuar situatën... *Se do bohesh prap siluet po nuk hongre gjith ditën mish dhe omëlsina pa fund*!

–Vazhdo vazhdo, – më tha,.. -*se po t‘ nigjoj*. Më intereson kjo që po thua.

Kingia me barkun te goja, po më kërkonte që të vazhdoja t`i tregoja përrallën e radhës, pa i shkuar aspak mendja se po kristalizonim gati të gjithë historinë njerëzore, nëpërmjet figurës së gruas së përsosur. Sigurisht nuk po i kuptonte këto pasazhe, por të them të drejtën ishte krejt e habitur dhe kurioze për të dëgjuar fundin e *përrallës**.

Ishte kureshtja e saj, përralla që ajo donte të dëgjonte si dhe fundi i lumtur i asaj përralle, ato që më kishin shtyrë deri këtu. Un` isha thjesht spikeri i momentit. Por diçka e rrallë po lindte në lidhje me këtë takim të rastësishëm dhe bisedën befasuese që nisi thjesht për vënien e emrit të vajzës së *ish*-es sime.

–Ajo që më mungon sot *mi goc*, është Penelopa! Luftën e grekëve me trojanët, nuk e fitoi Uliksi, siç thuhet, por Penelopa. Më kupton apo jo?! A ma merr vesh muhabetin?! Ajo e nisi burrin në luftë pa *ia bo mikrob*! Kurse juve *nuk të leni as të shkosh me lujt futboll* me shokët. Një mbret i vogël në rang princi ishte Uliksi i Itakës, i cili, nuk duhet harruar, ishte në

garë me mbretër të fortë e me emër, që kishin shumë ushtarë e pasuri, por shkoi në luftë me bekimin, sigurinë dhe forcën që i jepte gruaja e tij e hijshme, e mençur, e fortë dhe besnike.

Ai, në shikim të parë, nuk ishte më i miri, as më i forti, as më i mençuri. Ai kishte në krah Agamemnonin, mbretin e madh të grekëve. Kishte në krah Menelaun, vëllain e Agamemnonit. Kishte Akilin gjysmë Zot! Patroklin etj., etj.! Të gjithë luftëtarë të pashoq e mbretër të lartë, ata ishin për një qëllim:

*Të pushtonin Trojën*!* Të rrënonin muret e lartë të saj për ta grabitur nga pasuritë e për t`ia zhdukur lavdinë që asokohe eklipsonte Athinën! Historia e rimarrjes së *lavires bionde* që Parisi me trojanët kishin rrëmbyer, ishte alibi. Ata ishin të gjithë në një drejtim! "*O në Trojë o s`ka kthim mbrapsht*"! Të motivuar, të uritur për para, luftëtarë të pashoq, njësoj si Uliksi, në mos më shumë se ai... askush prej tyre nuk ishte në gjendje ta kthente fatin e luftës dhe lojën e perëndive të Olimpit. Madje duhet thënë se vetë perënditë në Olimp ishin ndarë në dy grupe: në pro dhe kundra Trojës. Kështu, fati i luftës kish mbetur në mes. Kish mbetur në mes të udhës së vështirë e të pandershme të këtyre mbretërve, gjoja në emër të një *lavireje*. Të gjithë kishin mbetur vetëm, të hidhëruar, në dilemë të madhe. Vetëm Uliksi kish qenë i qartë e i thjeshtë që në fillim, me bashkëluftëtarët e tij, mbretër e princa. Ai kish thënë "*po*" për luftën ndaj trojanëve, por vetëm për plaçkë lufte, për të marrë pasuri në Trojë, në dobi të popullit të Itakës, që asokohe vuante nga një gjendje e rëndë ekonomike.

Ndërkohë, mes dëshpërimit për luftën e tejzgjatur dhe boshe, Agamemnoni, Menelau e Akili ziheshin për *dashnoret*, për robinjat që kapeshin në betejë. Jo "*kjo është e imja...*" jo "*kjo është e jotja*". *Muhabete të fortësh, që përsëriten edhe sot, lagjeve të qytetit, të pseudo-kryeqytetit të mbushur me fshatarë. Turp i modh! Muhabete pa ynyr!Kishin shku me pushtu qytetin më të pasur e më të fortë të kohës dhe grindeshin për*

*femra pa shije*! Akili mërzitej, qante dhe pinte për t`u dehur, sepse Agamemnoni i kishte marrë bukuroshen robinë që ai adhuronte. Fati i luftës kish mbetur te fundshpina e një vajze, që netëve të luftës mbushte krevatet e burrave me pushtet! Sa turp! Agamemnoni u imponohej të tjerëve, e mbi të gjitha Akilit, me statusin që kishte, si mbreti më i madh grek, për nga numri i ushtarëve dhe paratë që kishte financuar për luftën. Tek kjo pjesë abuzonte ai: "S*hiko, se jam un i pari ktu!",… e si pasojë degjeneronte e gjithë burrnia e burrave të leshit*.

Flisja kështu me *ish*–en time, sepse mendoja që nëpërmjet kësaj mënyre, i vinte më për mbarë ta dëgjonte dhe ta kuptonte bisedën. Në fakt kjo është forca dhe mbijetesa e zhargonit, lehtësia e të kuptuarit nëpërmjet formave praktike–popullore–antike.

– Kishin shkuar pra për të fituar luftën dhe meqenëse nuk po ia dilnin mbanë, kërkonin të harroheshin në argëtime pesëlekëshe, *duke pirë nga inati dhe duke qarë për buçet që mbanin në krevat e i ndërronin nëpër çadrat e njëri-tjetrit*. Dhe e quanin veten burra! Më kupton apo jo?! Prej tyre, të gjithë mbretër të mëdhenj në emër e në bëma lufte, vetëm Uliksi qëndronte veç e nuk përzihej me dobësitë e secilit gjatë atyre momenteve. Ai mendonte vetëm për luftën, vetëm për fitoren, për popullin e tij, orë e çast. Dhe mendjen e kishte të lirë nga kotësitë. *Dhe zemrën e kishte plot me dashuri e me forcë prej Penelopës, e cila ishte fati i tij*.*

Sekreti qëndronte diku larg pra, jashtë interesave, thashethemeve dhe dëshpërimeve qaramane të burrave të luftës. Qëndronte diku brenda shtëpisë së një ishulli të vogël të quajtur Itakë. Aty banonte Penelopa me djalin e saj Telemakun, gruaja që i jepte dashuri, forcë, besnikëri dhe siguri Uliksit.

Të gjithë ishin nisur për të luftuar por jo ajo. Ajo priste burrin, fatin e jetës së saj, babain e djalit të saj. E burrat ishin nisur për luftë. Thuhej se ishin në kërkim të një *të përdale*.

Kërkonin të rrëmbenin një bionde. Thuhej kështu por e vërteta qëndronte tek fakti se ata donin të rimerrnin fytyrën që u pati ikur prej turpit të rënë mbi kurriz. Një bionde kish ikur prej burrit mbret me dashnorin. Asgjë për t`u çuditur! Ishin ngritur të tërë në këmbë për të kthyer botën përmbys por në fakt luftërat, e dimë, janë bërë gjithmonë për plaçkë e jo për femra. Ata që shkojnë në luftë për femra mbeten rrugëve. Me pak fjalë: *i rruajnë bishtin luftës**.

Kështu ndodhi me kta burrat bla bla bla... por jo me Uliksin. Ai u nis për në luftë drejt Trojës pa pengje, pa dilema, pa e mbajtur kokën mbrapa nga gruaja që me bindjen e saj e kish nisur për në luftë, pa ia helmuar zemrën. Dhe pa harruar se për një grua, është shumë e vështirë ta nisë burrin për në luftë, kur dihet se ai, mund të kthehet ose mund të mos kthehet fare prej asaj lufte. Plus pastaj për faktin, se burri në luftë edhe mund të fitojë e të zërë peng robinja, njërën më të bukur se tjetra... dhe mund të njohë gra të tjera e me to mund të marroset e të çmendet fare, gjë që ndodhi edhe me Uliksin….por pas lufte ama!

Jo pra ! Ajo, Penelopa*, i dha atij bekimin e rrugës, urimin e fitores, forcën që i duhej, sigurinë te vetja, besimin që nuk do ta tradhtonte...dhe ai shkoi drejt. Nuk e ktheu kokën majtas-djathtas. Nuk u konsumua në episode boshe pa kuptim… dhe fitoi! U vonua, u sprovua, u marros pas femrave të tjera, sigurisht, por pas lufte. E në fund u kthye. ***U kthye tek e dashura, tek e forta, tek e hijshmja, tek e mrekullueshmja, te Hyjnorja Penelopë*.***

Sepse kur të tjerët si Akili, Agamemnoni etj, qanin e jargaviteshin, ai, Uliksi, me Penelopën në zemër, shkonte me kokën drejt dhe zemrën peshë drejt fitores, pa humbur asnjë ekuilibër apo rast për t`u përballur. Dhe fitoi. ***Fitoi duke e çliruar të gjithë mençurinë dhe energjinë e tij për luftën****, pa u menduar, pa u qarë e pa u pezmatuar për atë çka kishte

lënë mbrapa. Shkoi drejt e në zemër të fitores, me një kalë prej druri. Në fakt kali i fitores, kishte qenë brenda tij, kishte qenë në zemrën e tij dhe quhej ***Penelopa****.

Kështu pra kinge, të lutem quaje vajzën tënde Penelopa*, sepse ndoshta do të krijojmë modelin e burrave si Uliksi, të cilët arrijnë t`i fitojnë betejat e mëdha...e sidomos, modelin e djemve që nuk mund *t`i shash dot mo nga nona*!

*O Zot sa forcë, nder dhe lavdi*
*i dhe atij burri të fortë e aq trim,*
*pse me fat e bekove që n`atë rini*
*kur i dhe nuse të hijshmen Penelop*!*

Vazhdimin e kësaj bisede e të këtij takimi me *ish*–en time, e quaj krejt të parëndësishëm, njësoj si emri që ajo vajzë mendjelehtë i vuri të bijës pa më të voglin shqetësim. E quajti *Griselda*! I vuri emrin e një *"artisteje"* ordinere për të cilën burrat rihen e ndoshta edhe vriten kot, pa fituar asgjë të madhe, madje duke humbur shumë. Më erdhi keq, nuk them se nuk më erdhi, por tek e fundit nuk u habita shumë. *Ish*–ja ime ishte dhe mbetet një vajzë simpatike, me trup të bukur, që *ka mor i cop burr* dhe që *boni i goc si vetja*. Ajo dha shkak të përsëritet historia e *lavires bionde,* që la burrin mbret dhe iku me dashnorin, *Helenës*. E refuzoi historinë e bukur dhe dinjitoze të Penelopës, paçka se përralla me të iu duk edhe asaj vetë shumë e bukur! I pëlqeu vetëm si përrallë. Ky është problemi. Sepse nëna e saj, dikur edhe gjyshja, e kanë shtyrë ditën *duke recitu* refrenin bajat:

"*T`hongërt mortja ishallah!... T`raft i pik, t`raft!*".

Ec e ec dhe prapë bosh! Shumë oferta ka akoma ky qytet për ta vrarë bukur kohën por ***Penelopën nuk e kemi ende***. Kush e di ku rri fshehur?! Fitore jo se jo! Na duhet patjetër fitorja!

Na duhet! Na mungon! Rrugët dhe podiumet janë mbushur me *këlyshë kurvash*, sepse nënat e tyre, ca *copa*... morën *ka i cop burr!* "Nëna e budallenjve"- thuhet… "dhe e pisave është gjithmonë me barrë". Ato të tjerat, të trimave, të burrave, të luftëtarëve... ato mbeten shtatzënë (jo me barrë, sepse trimi nuk është kurrë barrë )... por kjo po ndodh gjithnjë e më rrallë.

Mamaja ime e mrekullueshme, rri e rri dhe citon gjyshen, mamanë e saj, e cila dhe ajo vetë, citonte fjalë për fjalë mamanë e saj dhe gjyshet kështu me radhë, në dhjetëra breza: "***Një grua e mirë more djalë, e bën të mirë edhe burrin e lig! Një grua e ligë, e bën të lig edhe burrin e mirë!"***

Ma përsërit mamaja çdo ditë këtë shprehje të vjetër, antike, të fiseve të jugut të Shqipërisë!

Vendi i fituesve të vërtetë ka mbetur bosh. Gra të mira nuk shoh vërdallë. Në Trojë nuk fitoi as kali, as shpata e Uliksit, por zemra e tij e mbushur me atë ***grua**** të cilën un` e mbaj në mendje, ***Penelopën*,*** sepse zemrën e kam të mbushur me *tjetërçka**.... Dhe në fakt kam gjetur shpëtim! ***Lavdi Zotit***!

*Kujtimi i nderit të saj kurrë s'do të shuhet*
*dhe zotat e pavdekshëm do t'frymëzojnë*
*njerëz të gjallë që këngë gjithmonë t'i thurin*
*të urtës Penelopë sa t'jetë jeta*

(*pjesë nga Odisea)*

*Tiranë*, *7 korrik* 2011

## NË JERUSALEM YJET JANË SHUMË AFËR

Në Jerusalem yjet janë shumë afër
dhe dielli gjithashtu perëndon diku larg.
Mes yjesh të pafund shkëlqen ti e dashur.
Nuk të njoh por do shfaqesh, e di, këtë natë.

Asgjë e re nuk u shënua për së gjalli,
asnjë gjurmë apo Krijim i Ri.
Të përsëritura vijnë te  ne sot ngjarjet,
prandaj duket sikur të kam njohur antikisht.

Në përfytyrimin tënd dua të shoh Penelopën,
gruan që Uliksit i fali fitore dhe prestigj.
Mendoj çdo moment për gra të adhurueshme,
që në jetën e tyre zgjodhën shenjtërin.

Nuk e pranoj dot ngazëllimin e varfër,
që prek njeriu i sotëm ditëve të tij...
E dua të bukur, mistik e drithërues,
takimin me ty, takimin me një *yll**!

*Tiranë, 11 qershor 2011*

# IDHNIMET, GZIMET
# DHE DASHNIA E PADËR ZEFIT

E kam shkru kët pjes në gegnisht, si homazh për padër Zef Pllumin, për g'juhën e bukur, të kulluar, melodioze e të pasur që ai njifte, trashëgonte, fliste dhe shkruante. Ai ësht autori i ksaj mënyre të re të folunit e të shkruemit të g'juhës shqipe, duke lidh g'juhën e vjetër antike me nevojat e reja për modernizimin e saj. Dhe ktë e kishin nis të gjith ata që nuk jan më. E kishin nis në G'juhadol, në nji lagje të Shkodrës, lagjen më të bukur të Shkodrës, brenda atij Kuvendi Françeskan, ku konservohej dhe promovohej g'juha e rrall dhe e pasur shqipe. Prej andej kish marr emërtimin edhe lagjia shkodrane, G'juhadol. Vendi prej nga ku dul g'juha, G'juha e rrall Shqipe.

## AI ISHTE NJERIU QË FLISTE MË BUKUR SE HOMERI

### *–NJI RITRAT I VOGËL PËR PADËR ZEFIN –*

Padër Zefin e kisha mik! Më mungon shumë, sot e gjith ditën. Më duket sikur kam mbet jetim. Por pa e ditë, sepse shtazë, kan mbet jetim edhe disa të tjer që në jetën e tyne udhëhiqen nga parimi "*kalova lumin, të dhevsha kalin*". Padër Zefi e përdorte shpesh kët shprehje për të përshkru llojet e specjeve që e rrethonin.

Që prej ditës kur e njofta i qava vetes hallin se përse nuk kisha mujt me e njoft ma par. M'dukej sikur kisha humb shanse

të mdha për me mësu gjana të mira n'jetën time... Ai kishte nji veti të rrallë për njerzit...për njerzit e sotëm. Ai ndigjonte shum. Personalisht preferoja ta ndigjoja un atë, pa fund, me or` e or` të tana... Por ai ma kalonte edhe në kët drejtim. Më bate me fol. Un e lutsha për me më dhan mendim për disa gjana, e ai ia fillonte. Tregonte ma bukur se Homeri. Dukej sikur këndonte. Kanga e tij ishte e dhimbshme por e bukur, vetshëruese. Kanga e tij, ajo rapsodi hyjnore, e prekun nga Zoti, tregonte dhimbën. Dhimbën e njeriut që kishte vujt dhunën dhe urrejtjen e bishës, por në të njëjtën kohë ajo kang të kënaqte, pasi ishte nji mundsi që ai na jepte ne për me na shëru prej së keqes. Ajo kanga e tij, përzi me tradit e rapsodi, me ngjarje reale dhe të pashtrembnume, me dashni të Zotit dhe me bes shqiptari, rridhte si ujt e malit. Ishte e pastër. Prandaj ai më bante ta ndigjoja për or e or të tana. Rrefreni i tij mbaronte vetëm kur ai lodhej e kishte nevoj për me pushu. Dikush vinte në der të dhomës, trokiste e kurr nuk hynte pa trokit. Kështu na bante me kuptu se Padër Zefi duhej të pushonte. Plak i moçëm e djal i ri, ai kishte nevoj gjithsesi të pushonte për me u ngrejt përsri të nesmen e me tregu pambarim sagën e tij. Sagën e jetës së tij. Kangën e tij Homerike.

Kam edhe nji sekret që do ta them. Padër Zefi njisoj si un, përdorte edhe ai zhargon. Ishte plak e djal njiherësh. Plak simpatik e djal i prap fort, në kuptimin elegant të fjalës. Nuk i lente dy gur bashk si i thojn fjalës. Mund të bajshe be se ish rrit në Olimp me Zotat. Kaq kulturë, forc dhe humor kishte, sa me ikjen e tij na ka thy në mes. Na ka lan vetëm, na ka lan jetim.

Tre vitet e fundit, para se të ndërronte jetë, pata fatin e madh ta takoja shpesh. Priste e përcillte lloj–lloj nënprodukti frymor. I njifte mir të gjith: servilë, sahanlëpirës, injorant e pseudo–intelektualë, karrierista e njerz të shitun për parà. Mbasi iknin, kishte per të gjith nganji diçiturë përkufizuese.

Ai shpesh thoshte tuj qesh me ironi: "*Padër, ktyne u kam*

*dhan paret për me shku në shkoll...u kam ba edhe diplomat, tezat e diplomave...e tani vijn e më shesin mend, më çajn kryt! Prandaj baj kujdes, se je vetëm. Kta nuk jan brumi yt. S`kan lidhje me ty. S`jan kurgja e u pëlqen vedi shum. Buk u kam dhan unë, në shkoll i kam çu unë, diplomat po un e tani edhe n`pun i kam shti un!".*

Un thjesht habitesha! Nuk i njifsha kta zorraxhij me njimij vese. Disave u kish nis bizneset, disave u kish mësu me u sjell, disave me lexu, disave me shkru. Disave u kish mësù Krishtin, disa të tjer i kish fut në politikë e disave u kish pregatit tezat e diplomave universitare pasi ishin komplet të paaftë. Njenit prej ktyne i kish ble me pare të thata në dor *"nji mal me marrina"-siç thoshte edhe ai vet.* Marrina që ky debil kish marr kurajon me i botu. Nji thes me pare i dha ktij të çmenduni satanik, për me zhduk prej tregut të librave, prej syve të botës e të fëmijëve, nji mal me helm që ky idiot kish pas forcën me shkru e me botu... dhe sot e gjith ditën, po ky debil, e din veten për intelektual të zotin shumë, sepse në fakt kështu e etiketojnë të ngjashmit e tij. Edhe në kët drejtim iu desh me luftu Padër Zefit, të cilin edhe atë, njisoj si mu sot, e shqetsonte shum marria e njerzve.

Tash që po shkruj, të gjith këta derdimen mbahen me të madh, ecin me kryet përpjetë si kallini bosh i grunit. E ai thosh: *"Hunda e madhe dam i t`zot Padër! Kshtu themi na n`Shkodër!"*–dhe vente buzën në gaz.

Njeni prej ktyne, provicial i vogël e qesharak, pikërisht nj'ai që kish përfitu bursën dhe përgatitjen e diplomës prej Padër Zefit i shiste mend ma fort se t'tjert...e ai e kish fort bezdi, pavarsisht se i duhej ta mbante afër si "*nip*", në tentativën e kotë si "dishepull". Po ky *kallini bosh* i grunit, kur e flakën nji dit prej pune për fodullëk, vese e paaftësi, u ba gati me vra veten... dhe lëvizi të gjithë gurët e malit për me fillu punë dikun tjetër, duke tund lart e posht diplomën që Padër Zefi i kish shkru. Sepse kta

nuk jan tjetër përveçse *zvarranik socjal* (arrampiccatori sociali) që mundohen me çka të munden me u shërby padronve, zyrave apo interesave të tyne të vogla. Asht modeli i qenit qi kërkon padron dhe qi kur jepet rasti me ndrru lëkurë, kafshon pabesisht edhe të Zotin.

Kaq i fort e i durum ishte Padër Zefi sa m' ban të m'vij turp edhe për nji rast ku në fakt pata than vetëm të vërtetën. Kisha shkru vite ma parë në nji gazetë ku shkrunte her pas here edhe vet Padër Zefi: "*Ai sistem i urryer, burrat i kish vra dhe kish mbajt gjall ndër burgje vetëm ata që ishin thy, që kishin pranu me bashkpunu me regjimin, midis tyne edhe priftën katolik të cilët ishin shqu për qëndres e burrni gjatë gjithë persekutimit otoman e komunist...*". Padër Zefit nuk i shpëtonte gja dhe kur u takum, jo fill në bisedën e parë por mas disa herësh që takoheshim, më thotë: "*Alban, ke shkru dikun që burrat vdiqën në mal a në burg, e na që mbetëm u dorzum. Ke të drejt por nuk asht taman ashtu. Po, un mbeta gjall por kam tentu tri herë me iu hedh klonit e me kapërcy edhe pse e dijsha se asht e rrezikshme me kalu telat e tensjonit të naltë, me ushtarë që shtijshin pushkë edhe mbi hijet, me qen ma të zi se ujqit që të shkyjshin fare... Jam nis me dek Padër, disa her, por jam kthy sepse në vesh e në zemër më ushtojshin fjalt e Padër Marin Sirdanit...: "Rrno sa të munesh! Duhet me rrnu për me tregu ça na ka nodh padër!...E un pra, deshta me dek, me dek si burrat, si bashkvllanzit e mi por e kisha amanet prej tij, prej Padër Marinit e prej të tan atyne që kishin ik e s'kishin lan kurrgja mrapa për me ba dëshmi para popullit. Ata kishin ba dëshmi vetëm para Zotit!*

Pra Padër ke të drejtë, kena ba kompromise por vetëm për me rrnu e për me kallxu...! *Jo për komoditete personale si shumkush**".

Kaq i fort ishte Padër Zefi. *Nuk kishte as frik as turp me than të vërtetën**.

Ai ish ken nxanës i Anton Harapit, i Gjergj Fishtës, i Gjon Shllakve, filozofit e përkthysit... etj. Thosh gjithnji me gzim e krenari prej femije:

"Padër, Fishta dukej kshtu si të tjert por a e din se sa burr i pashëm ka ken! Ishte 1 metër e 90 i g`jat. Sa nji dollap. Kishe qef me e pa!"

Ky ishte Padër Zefi por kërkush prej atyne që përfitun prej tij nuk ia bani nderën qi meritonte . Gjithkush prej ktyne sot e ngre kryt përpjet si me ken shum i dijshëm, duke harru ku i pat gjet Padër Zefi e ku i ngrejti për me u dhan ka i cop buk e dinjitet prej njeriu, për me i ba me jetu si njerz. Ai i donte njerzit e sidomos njerzit e tij.

Ai i qunte të gjithë "nip" a "mbes", me apo pa lidhje gjaku. Të gjithë ata që i shifte si dishepuj të vet.

Njeni prej tyne, nji ekzemplar i rrall fort, nj'ai të cilit i kish dhan buk, burs dhe diplom, mrriti deri aty sa me i than në nji okazjon: "A e pe Padër, edhe titullin Nder i Kombit ta dhash...?!". Më erdhi turp dhe inat kur e ndigjova. A thu se Padër Zefi kish nevoj për kta sharlatan për me u vlersu si Nder i Kombit! Tmerr i madh! Deri këtu arrin injoranca dhe fodullëku i ktyne gjallesave, bimore a shatzore, nuk di ta përcaktoj mirë, por sigurisht jo njerz. Nji qyrravec që i thot Padër Zefit: "*Ta dhash un titullin Nder i Kombit*". Titullin që në fakt Padër Zefi e kish fitu kaherë, që n'rinin e tij, e ma pas nga burgu në burg, nga aksjoni në aksjon, nga vepra n'vepër… gjithmon me Dashni!

Vet Padër Zefi kish than në nji rast, madje e kish shkru:

*"Për mu bota ndahet në tri shkall: bimore, shtazore dhe njerzore!"*

Mesa duket, shum prej atyne që ai fort i ndihmoi, nuk u ban kurr njerz "gjind"– siç thoshte ai vet! Pysni edhe ndonji nga kta politikant e rrangut të "lartë" mbi kët pik, se ndoshta kan diçka për t'ju than... Por mund edhe ta ket lan memorja, sepse ata

tani merren me "*pun të mdha*"*!* Ndoshta kanë harru nga kanë dal... dhe me sa kafshata e hanin picën *racion familjar* tek lokali n`oborr t`Akademis së Arteve!

Me kët rënkim të madh të zemrës së Padër Zefit, rënkim të cilin ai vet, gjithmon e tregonte këndushëm, që e dëgjoja aq shpesh dhe aq afër, ka lidhje edhe citimi i trilogjis së jetës njerëzore: ***Me bimë, me shtaz, e me njerëz.***

Me kët gja ka lidhje edhe intervista e tij e fundit e cila tregon qart vujtjen shpirtnore të tij, ku ai flet për dhimbën që i shkaktuan kta fodullë, injorantë e mosmirnjohës, përfitues e shpeshherë mashtrues. Madje, në fund të intervistës eskluzive, që ai i lejon nji miku të vet, pak muaj para se të largohej prej nesh, ku i smur dhe i dobët prej të lige, rrin shtri në krevat dhe flet. Flet me vështirsi por qart dhe drejt, pa spekullime e pa manipulime. E në fund thotë: "***Kta qi i rrita vetë, mbërritën me m`than "Jo!", për gjithçka! E tani mjaft!"...dhe ven dorën para kameras që po e filmonte, duke tregu qart se donte me e myll ktu, i idhnum intervistën e fundit edhe krejt jetën e tij prej martiri e profeti.***

Padër Zefi kohët e fundit të jetës së vet mendonte se gabimisht kish rrit e eduku disa bim apo edhe ndonji shtaz. Ata nuk e dijn kët gja sepse ai kurr nuk ua shfaqi kët përshtypje që kish për ta, pasi deri në fund tentoi t'i bante njerz... por nuk ia mbrriti.

Padër Zefin pra, atë të cilin Zoti dhe bota e dijes e kishin afru qy n'vogli nëpërmjet g'juhës shqipe e latinishtes, që nuk kish mbrrit me e mposht masakra komuniste, laboratori otoman i transformum me nji yll të kuq në ball, bijt e djallit; nuk e kish mposht dhimba e vrasjes së bashkvllazënve të tij meshtarë, nuk e kish mposht dot shkatrrimi i kishave, nuk e kish mposht as burgu i gjatë, i egër e i lodhshëm komunist, ferri soc–realist e jo ai virtual i Dantes, dhuna dhe eksperimenti ma i tmerrshëm i t'gjitha kohnave; por ja, i***a mbrriti me e***

***mposht mosmirnjohja e shtazve apo bimve që ai vet kish rrit në kopshtin e tij*****.

Un e pata kritiku, me aq sa mund t'kisha un titull e kurajo me kritiku nji vigan si ai (*por edhe sepse ai vet, në modestinë e tij prej kollosi, ma lejonte nji gja të tillë*), për çdo individ prej atyne që ai kish mbajt e që i mbante ende afër. Flas për ata tek të cilët lexohej qart se i ishin ngjit atij për përfitime personale e materjale. Por ai ishte bujar dhe i dashur. Më përgjigjej gjithmon duke m'than: "*E di Padër, e di por çka me ba* ?! *Duhet me tentu, duhet me punù për me krijù njerz*! *Na kan vra e s'ka met ma kërkush!*"

Veç të tjerave ai kish edhe nji tjetër veti të rrall e të vyme. Ai dinte me ndryshu. Dinte me u vetkorrigju e me u konvertu çdo ditë, çdo minut. Ai bante autokritik për shum gabime te jetës së vet, në rrafsh personal e parimor. Bante autokritikë edhe për kta klloun kafazesh që i kish gjet rrugve e i kish rrit pa pyt kërkënd.

Kto gjallesa nuk u ban kurr njerz! Pan veç bythën e tyne, për me ra but dikun, në ndonji ofiq dhe si çdo shtazë mendun me stomak. Per kët motiv ai iku duke than: "*Jam mërzit Padër! Du me ik. Du me dek!*". Kjo m`randon shum mbi kokë, si nji gur i madh, e n`zemër m`rri si nji pik helm që gati–gati më mbyt. Po pse duhet t`ia dërrmonin shpirtin kaq shum, pikërisht të vetët, aqsa nuk ia kishin sakatu as armiqt e tij ?!

Kjo shprehje e tij, e mujve t'fundit para se t'ikte, m'bezdis shum, sa her që e kujtoj. Iku i pakënaqun, me shpirtin e thym. Atëher nuk ia vija re këtë refren që e përsëriste gjithmon e ma shpesh, mbasi mendoja se ishte thjesht i nxehun me ata që i vinin rrotull dhe që e zhgënjenin çdo ditë. Ata në fakt, nuk e kursenin edhepse i lodhun nga vujtjet dhe nga mosha, njisoj si fmija i mbrapsht babën e vet.

Ishin ata që ai i kish rrit vetë fizikisht, ekonomikisht e politikisht. Atëher nuk e dalloja qartë mërzin e tij, mbasi

ai dinte ta fshihte fort mir... por tani trishtohem shum kur e kujtoj... Sepse ai vërtet iku! Dhe na ka lan jetim! Thuhet se burrat nuk qajn... por tani, në kët moment, syt m'u përlotën...!

***************

E do t'ju tregoj edhe gzimin e madh të Padër Zefit, përveç dhimbave të tij.

Ai vet tregonte se kur kish than meshë tek kisha e vogël në Pazar të Ri në Tiranë, sot Kisha e ShënAntonit (*Shna Nout*), në dhetor të 1990–ës, kish fluturu prej gzimit.Ai tregonte dhe un e përfytyroja fluturimin e tij, si fluturimin e nji zogu, të nji Shenjti, që na kish dashtë, që kish vujt per ne dhe që do bante çmos deri n'ekstrem, të na mbronte e të na sillte gzim ditve tona.

Kte ai ma tregonte pasi un nuk e kisha përjetu n'ato koh. Di të flas vetëm për ate që pash natën e fillim nandorit të vitit 2005, në çeljen e panairit të librit, e zorr se do ta harroj.

Dom Gjergji, nji djal i ri, prift katolik, shuguru meshtar mbas viteve të diktaturës, kish organizu edhe me ndihmën time, stendën e botimeve katolike në kët edicjon të Panairit të Librit. Ishte nji inicjativ e tij, e Dom Gjergjit. Un vetëm sa e ndihmova. Ishte hera e par mbas 60 vjetësh, që libri katolik në prozë e në vargje, në lirikë e histori, filozofi, prralla, legjenda, sintaks, enciklopedi, fe', shqiptarizëm e humanizëm, i paraqitej lexusve, kureshtarve, dashamirve publikisht.

Dhe Padër Zefi, nuk mund të mungonte në kët event. Kur erdhi, tha: "*Edhe po t` kisha vdek padër, do isha çu prej vorrit me ardh ktu tek ju ...!*". Nuk e harroj ktë frazë të tij!

Dom Gjergji, pasi dha penelatën e fundit tek stenda, më tha: "*Prit ktu! Po shkoj të marr Padër Zefin dhe kthehem!*". E prita. Nuk vonoi dhe erdhi. Më bani zile për me dal tek dera me e prit, pasi plaku ishte i moçëm dhe duhej shoqnu për dore. Dola me vrap tek dera e piramidës së ngritun në nder të diktatorit, nga

e bija dhe nga dhandri. Në kët piramid, që kish dash të ngrente vlerat e nji njeriu inteligjent por pervers, për ta përjetsuar, ne po prezantonim vlera të tjera. Po prezantonim humanizmin, heroizmin dhe shqiptarinë e kulluar.

***Ai që po fuste kambët at moment, në atë der kontroverse, ishte kumbari i kësaj kthese* të madhe, cilësore e domethanse në jetën e shqiptarve. Ai ishte Padër Zef Pllumi***. Kjo më erdhi ndër mend në ato pak sekonda, që kur Dom Gjergji më bani zile dhe deri sa i pash të hynin tek dera. Ishte ai, autori apo komentuesi i *kthesës* së madhe*.

Drita po e mposhtte errsinën. Dhe pash nji plak të lodhun, të veshun me zhgun frati, të vram nga kujtimet dhe duresa që kish mbajt mbi kurriz në ferrin e krijum prej njerzve. *Por rreth tij, rreth syve të tij kishte dritë, shum drit*. Nji drit e fort që delte prej gzimit. Nji drit që ma dha duke qeshë me gojë, me sy e me zemër. Donte me fluturu prej gzimi plaku i mirë por vetëm se ecte me vështirsi…e veç qeshte.

Kur u afrova, pash që i ran dy pika lot. I kishte lot gzimi, emocjoni të fort. E kuptova sigurisht nga shprehja tepër e gzume e fytyrës së tij. Por edhe sepse duke mos u ndalë, duke vazhdu me ec e duke vrojtu majtas djathtas, me shikim të kujdesshëm të pranishmit, në drejtim për nga stenda jonë, nxitoi me than me za të ulët: "*Ju lumt Padër, ju lumt!*".

E kur mbrrini tek stenda, e pa, u soll nji her rreth saj, pasi ishte estet i përkrym Padër Zefi e nuk mund i mbante gabimet trashanike në paraqitje. Sipas tij, nuk mund t'i mungonte përmbajtjes, forma apo stili…! Qeshi dhe tha: "*-Ju lumt Padër! Kta jemi na..e jo vetëm kaq! Kta duhet ta dijn Padër, se na jem gjall! Kët vit kshtu! Vite t' tjera ma mir!*".

Kisha taku njeriun që ma von, do ta zbuloja se dinte me fol ma bukur se Homeri! Padër Zefin.

M'u kujtu si shpeshherë Padër Zefi, dhe doja t'u thoja se me ikjen e tij, kemi mbet jetim! Shqiptari, malsori, djaloshi,

meshtari, shkrimtari, esteti, politikani, qëndrestari, dishepulli i Homerit dhe i Fishtës me distancë në *lidhje kohore*, nxansi i Harapit, liberali, konservatori i traditës, gjuhëtari, profeti... na mungon por her pas here shfaqet, sikur u shfaq tek un sot, duke m'ba me marr e me shkru kto rreshta! ***Jo më kot themi se disa njerz nuk vdesin kurr! Padër Zefi asht pikërisht nji prej ktyne!***

Ai thoshte: "*Me Dashni Padër, me Dashni! Punët duhet t`i çojm përpara me Dashni!*". Dhe në fakt, na bani me e dasht e madje me e dasht fort, por asnjiher aq sa na deshti ai i vetëm ne, në nji mënyrë specifike të gjithve, veç e veç. Ne të gjith bashkë nuk mujtëm me e dasht aq sa na deshti ai i vetëm, sepse *disa prej nesh jan bim, disa shtaz e disa njerz.*

*Iku i thym në mosh e në trup, por shpirtin dhe syt e tij të mdhaj i kish prej djali!*

*Tiranë, në 1 vjetorin e ndarjes së Tij nga ne*

## SI MOISIU NË SHKRETËTIRË

Ne, tërmetet e kohës nuk na kanë stepur.
Natës së gjatë të t`errit nuk patëm frik.
Ne bijtë e baballarëve të Atdheut
Në tunel ecim, kërkojmë dritë!

Edhe sytë tanë të etur për dritën* e Homerit
e di, do t`i humbim, do t`i humbim, atë ditë,
kur të fryjë ajo erë përkëdhelëse e frymëzimit,
kur të shkëlqej dielli* i të gjithëve, deri në verbim!

Nga ne nuk pati frikë askush të jetë i pari,
në panteonin mijëvjeçar të këtij Atdheu.
Un` më i vogli djal i këtij korteu,
me zë të plot thërras: "Të mbahet ndezur zjarri"!

Pak un`, pak ti dhe një pas një me radhë
nëpër tunel të gjatë të historisë,
në këtë errësir nga ku dot s`po dalim jashtë,
te njëri–tjetri do ndriçojmë shkëndijë.

Ndaj krah për krah me kokën lart të ecim,
të mos ndalojm` dhe të këndojm` veç himne!
Këngë burrash shekullore të gjëmojnë
e Atin tonë qiellor në ndihm` të thërresim...!

Jo vetëm un` por edhe ti e di mot–moti
se drita afër ësht` dhe kështu ne shpejt do dalim,
njësoj si ai Moisiu në shkretëtirë
ashtu siç triumfon veç kur pendohet bir i Zotit!

*Tiranë, 30.05.2011*

## KUR INDIVIDËT I BASHKON VESI DHE JO VIRTYTI

Kur nëpër kafene apo mjedise të tjera publike dëgjojmë barsoleta, batuta thumbuese dhe histori gazmore pa fund, habitemi. E njerëzit qeshin. Ata qeshin pa fund, qeshin ashtu kot. Kjo vihet re edhe kur bëhet fjalë për histori të vërteta me përmbajtje rrëqethëse, në të cilat nuk ka vend fare për të qeshur. Por subkoshienca ose imitimi kolektiv i modelit *snob*, atij që qesh me gjithçka, i bën individët të zgërdhihen deri në absurd, madje edhe kur bëhet fjalë për vetë ata.

E shohim këtë dukuri në programe televizive, nëpër gazeta, në rrethe shoqërore, në parlament e nëpër takimet publike mes politikanëve. Rendi i ditës së thashethemeve në çdo mjedis publik, është: "*Futja kot dhe tallu me çdo gjë, madje edhe me fatkeqësinë tënde po munde*. Se kështu brenga të kalon pa e marrë vesh*!". Ose versioni tjetër: "*Unë nuk jam viktimë, i parëndësishëm apo hallexhi. Ja, unë po qesh. Viktimat nuk qeshin*". Kjo mund të katalogohet fare mirë si dekadencë kolektive, si degradim!

Prandaj të gjithë tallen me të gjithë dhe të gjithë së bashku tallen me çdo gjë. Tallen me kurvërinë femërore dhe me atë "*burërore*", *që tashmë është kthyer në copyright dhe mbrohet me të drejtë autori*. Tallen me varfërinë e vëllait, kushëririt, komshiut, shokut të klasës etj. Tallen me spitalet ku nuk mjekojnë dot as prostatën e majasëllin e tyre të degraduar. Tallen me drogën që po ua merr shpirtin fëmijëve të tyre, apo

fëmijëve të vëllezërve ose shokëve të tyre. Tallen me plehrat që çdo ditë zënë nga një hapësirë të re publike, e kështu, si rrjedhim: "*prona publike duhet privatizuar sa më shpejt*"–siç propozon dhe bën modeli. Tallen me ujërat e zeza që kanë dalë prej kohësh nga pusetat dhe që po infektojnë masa të gjera popullsie me baktere të tmerrshme, *më keq se turqit e sulltan Mehmetit në rrethimin e Krujës*. Tallen me ambientin, që po iu kanoset për të na servirur vdekje të super–çuditshme dhe agonizuese që çojnë deri lajthitje.

Tallen, tallen…e tallen pa fund! Po, po, ata tallen. Po kush janë këta që tallen edhe me fatkeqësitë e tyre?

Janë ata me vese, të cilëve *me nder teje*, "*nuk iu rri bytha rehat*", në gjithë kuptimin e fjalës.

Për ata nuk ka asnjë kuptim termi seriozitet, reflektim, virtyt, ideal. *Për ata ka rëndësi vetëm vesi**. Për ata ka rëndësi të dish të tallesh, sepse kështu je "*trendy*". Duhet të dish të vjedhësh. Duhet të dish të shesësh çdo gjë, madje edhe veten, për parà ose fjalë të bukura që kënaqin sedrën e plagosur nga mospërfillja që shoqëria tregon ndaj tyre. Duhet të dish të shesësh miqtë e ngushtë, partinë tënde, elektoratin tënd, demonstruesit, qëndrestarët, idealet kombëtare, institucionet shekullore.

Sipas tyre, tashmë me tituj si: "politikanë", "profesorë", "gazetarë", pseudo–intelektualë, duhet të dish të promovosh të vetmen pjesë që ti mendon se "*hyn në punë*" ose në "*treg*", pjesën e prapme të trupit tënd, fund–shpinën, "organin ndenjës". Atë pjesë, ku pas shitjes së të cilës, burrnia merr fund dhe fillon vesi më i neveritshëm i botës, *kurvëria burrërore**. Ose më mirë do ishte të themi, "*burnia*", *me geta dhe me tanga,* e cila po preokupon ndjeshëm demokracitë parlamentare, istitucione nga më prestigjiozet rreth e qark botës si dhe ekipe shkencëtarësh, të cilët kanë motive bindëse të thonë se në këtë rast jemi përpara një problemi shëndetësor. E nëse do marrim për të vërtetë, *tezën e një geni të degraduar që na krijon hap pas*

*hapi pederastë pa fund**, atëherë, e konsideruar si një sëmundje, pederastia mund të themi se po sëmur gjithë istitucionet ku ka "*hipur*" dhe "*po i drejton ato me të ndenjura*", si çdo bartës i këtij geni. Të më falin lexuesit, por mendoj se istitucionet duhen drejtuar me mend, e duhen mbajtur e çuar përpara me burrni, pra me forcë karakteri, ide dhe qëllime dashamirëse ndaj shoqërisë. Kështu gjithkush do të më kuptojë kur them, se *nuk mund të drejtohet shoqëria me organin e prapmë ndenjës* e të shkohet drejt përparimit me pederasti.

Vlen analogjia e vesit të pederastisë edhe për hajdutët, për të shiturit dhe sedërvrarët e paaftë, burrat që mallkojnë veten se përse nuk lindën gra, duke qenë të bindur se *do ta kishin çarë jetën më lehtë**. Si këta kemi shumë. Rendi i ditës që shtroj në lidhje me ta është:

***Ata nuk i duhen as dreqit!***

Duke qenë se ata do të bënin çdo gjë, sigurisht të mbrapshtë, që vesi i tyre të mos binte pre dhe të eklipsohej apo të neutralizohej nga ndonjë iniciativë tjetër…; këtu do të veçoja përkushtimin ndaj të tjerëve, virtytet, idealet, modelet korrekte të sjelljes dhe etikës, mund të themi se këta individë i krijojnë jo pak probleme shoqërisë.

Përfundimisht ka marrë çdo gjë kot. Nuk po i shihet më as fillimi e as fundi ideve, programeve, karaktereve njerëzore, talenteve, dhe ai që po zhduket nga e gjitha kjo skenë shoqërore, është virtyti, humanizmi (***njerzilliku***-siç thonë tironsit).

Me një durim të madh që po e kalon kufirin, aktive dhe jo në heshtje, shoqëria po pëson protagonizmin centrifugal të disa qënieve, që gjoja në emër të disa idealeve, qëndrimeve dhe shembujve prestigjioz të historisë njerëzore, janë organizuar dhe kanë pushtuar katedrat. Këta "*pushtues katedrash*", "njerëz" me vese si: pederastia, kleptokracia, hatërmbetja për sedrën e sëmurë dhe mungesën e protagonizmit për çështje parimore,

instinkti primitiv për të sunduar, sidomos me forcën e dhunës, kanë kuptuar se bashkimi bën fuqinë dhe "*oburaaa… përpara**..!". ***Ky lloj bashkimi bën fuqinë por jo cilësinë****. Ata duan të bllokojnë çdo lloj iniciative që do t'i lëndonte "*sentimentalisht*" dhe do t'i vendoste *aty ku meritojnë të rrinë, në fund të rreshtit shoqëror.*

Sot komuniteti, sheh dhe dëgjon se në krye të publicistikës dhe të tribunave opinion–bërëse, qarqeve intelektuale dhe shoqatave, instituteve dhe organizatave joqeveritare, militojnë gjithfarësoj ekzemplarësh, por jo ata që realisht duhet të përfaqësonin vërtet dhe denjësisht këto struktura. Si për ironi të fatit, këto cirkuite "*intelektualësh*", mbajnë si logo të tyre emra njerëzish të mëdhenj, terma dhe përkufizime idealesh të mëdha. Eshtë e njëjta gjë, me atë budallallëk ose djallëzi, si të doni quajeni, që ndodhi në vitin e mbrapshtë 1997, kur çdo budalla ose hajdut pulash, vodhi dhe veshi rroba gjeneralësh, duke mos përtuar të vinte mbi supe edhe gradat përkatëse.

Kështu ndodh akoma sot. Sheh dhe dëgjon të hyjnë dhe të dalin nga goja e përdalë e disa "njerëzve" me vese, emra njerëzish të mëdhenj dhe tezat e tyre të mrekullueshme. Ose më mirë të themi, për të qenë sa më të saktë, se përmenden vetëm disa citate, të këtyre tezave të vështira për mendjet perverse e të mbyllura, të këtyre individëve të reduktuar. Kanë kuptuar më së miri se mund të shitesh si i ditur, me *modelin copy-paste** të internetit. Vidh në internet dhe shitu në publikun e pashkolluar.

Sheh dhe dëgjon se mbi argumentet më thelbësore, ato me të cilat gjenitë e mendimit humanist kanë ndikuar botën moderne, prononcohen mbeturinat shoqërore, gjithfarë aventurierësh dhe "*pushtues katedrash*" ose "*hajdutë flamujsh*", të cilët rendin me vrap të madh pas çdo rasti që do t'u jepte përfitime apo kolltukë.

Asistojmë të duruar por aktivë, në pushtimin e katedrave të

publicistikës. Shohim aty njerëz që gjoja në emër të idealit, të së bukurës dhe të së vërtetës, marrin pjesë me pasion, instinkt dhe afrimitet prej pederastësh, e jo me kualitet mendimi. Këtu perceptojmë se ideali i tyre nuk është shprehja e përsosur e mendimit, por *ndenja "ngrohtë" mes miqsh,* ku rëndësi ka që "*të kuptohemi… e të shtrëngohemi..*!"

Po ashtu, vihemi përpara faktit se mbi idealizmin dhe ecjen përpara të shoqërisë, na mbajnë leksione disa OJQ–*ista* ose politikanë hajdutë dhe vrasës. Edhe këta, për hir të vesit të tyre, kleptokracisë, ose delirit për të sunduar, që rezulton një patologji jo e shërueshme, lidhen me njëri–tjetrin dhe i sjellin dëme marramendëse shoqërisë. E për të mbajtur këtë status, herë pas here këta kthehen në vrasës.

Fatkeqësisht, edhe prej gojës së tyre aspak njerëzore, dëgjon të prononcohen emra individësh me kontribute të mëdha në jetën politike jashtë dhe brenda vendit. Sa herë dëgjojmë të përmendet nga goja e tyre figura e Nënë Terezës?! Për të mos kujtuar pastaj se sa prej tyre e mbajnë të varur në mur portretin e saj.

Sigurisht, është vesi dhe jo ideali ai që i lidh e i bën më të qëndrueshëm mbi kokat tona këto qenie. Është dëshira për të vjedhur dhe nevoja për ta ruajtur e gëzuar trofeun e tyre të paligjshëm që i kthen shpeshherë në vrasës.

I njëjti fenomen, na paraqitet kur kemi të bëjmë me një tjetër specie të shoqërisë së sotme, me atë individ, që "***për inat të vjehrrës, shkon e fle me mullixhinë!***"–siç thotë populli. Nuk do të mund të gjendej një përkufizim tjetër kaq i qartë për individin sedërvrarë që shitet rregullisht ose jepet edhe pa pagesë fare, vetëm e vetëm për t'u hakmarrë. Ai hakmerret ndaj kujtdo dhe ndaj të gjithëve bashkë, në momentin që ndjehet inferior dhe i pavlerësuar nga shoqëria. Nuk mundet kurrsesi ai, qoftë edhe për një moment të vetëm, ta marrë mbi kurriz faktin se është i paaftë dhe se shoqëria nuk ka nevojë për të, që

ta angazhojë në pjesën cilësore të saj. Ai nuk e ka aspak të lehtë të shndërrohet në një individ të ndërgjegjshëm dhe të kuptojë se shoqëria, për të mos e lënë të vrasë veten nga dëshpërimi, i jep atij një mundësi angazhimi dhe përgjegjësie fiktive, qofshin këto edhe të paguara me *para të thata cash*.

**Por po të ndalojmë për një çast e të reflektojmë, do vërejmë se me doza të zmadhuara tolerance, po përpiqemi të rikuperojmë nga vetëvrasja dhe depresioni të zgërlaqurit nga fati, duke harruar kështu e duke lënë mënjanë, gati-gati duke i injoruar ata të vlefshmit, të merituarit dhe gjenialët, të cilët do të shërbenin ndjeshëm në ecjen përpara të shoqërisë. Gjërat tashmë janë kthyer kokëposhtë.*

***Me dashamirësi dhe jo me dinakëri pickuese***

Dua të them se vesi, injoranca dhe hatërmbetja, sot gjen vend të penetrojë aty ku nuk e donte as koha dhe as gjendja shoqërore në të cilën ndodhemi. Ato kanë arritur të gjejnë habitat dhe prehje, aty ku shkaktojnë akoma dhe më shumë dëme, në majë të istitucioneve. Sigurisht, kjo ndodh sepse pikërisht aty, nëpër institucione, shoqëria është më e dobët dhe me një sistem imunitar të rrënuar. Bartës të këtyre viruseve shkatërruese janë disa individë të dalë nga "*barqet e nomenklaturës së para 19 vjetëve*", të promovuar nga ngjashmit e tyre më të rritur, aktualisht me pushtet, shqiptarë ose të huaj.

Për të qenë sa më i qartë mbi këtë pikë, mund të jap shembullin e pështjelljes asfiksuese të partisë më të madhe në pushtet, nën petkun "*liberal*". Po ç'lidhje kishte me liberalizmin kjo lëvizje që si synim kishte marrjen dhe konservimin e pushtetit?! Asnjë lidhje tjetër përveç termit, i cili nuk ishte përdorur ende nga asnjë shoqatë pederastësh, apo ndonjë ent publik pa program. Motoja që në këtë rast u përsërit, ishte: "*Të gjejmë fusha të lira të pashkelura, emra,*

*tituj dhe platforma bosh, e oburra t'i pushtojmë, qoftë edhe vetëm me fjalë e jo me vepra!*"

Me këtë logjikë, këta shokë vesesh dhe jo virtytesh, pa iu afruar aspak ndonjë ideali, tentuan dhe prodhuan një propagandë me terminologji të shëmtuar dykuptimëshe. Slogani "***ME DUAR TE PASTRA***" iu servir qeverisë shqiptare dhe po kthehet në një bumerang për të. Me këtë slogan qeveria po kërkon të luftojë korrupsionin por trotuaret kryesore dhe lokalet janë plot me vrasës, rrugët plot me makina luksoze të vjedhura dhe qyteti plot me pallate të shëmtuara, ndërtuar me prepotencë mbi tokën e të tjerëve. Zyrat e hipotekës, në vend që të pastrojnë origjinën dhe ligjshmërinë e pronave, po pastrojnë vetëm personelin e tyre, nga emra të vjetër që po zëvendësohen me emra të rinj, si dhe mënyrën e pretendimit të ryshfeteve.

Këtë formulë pa sens, e propozuan këta "*liberalët*" duke e vjedhur nga ***Dikush**** (një konservator ,nga i cili merrnin leksione falas në kohën e lirë), i cili e propozoi në një kontekst tjetër, duke iu referuar të njëjtit model me Italinë e viteve 92. Pra ishte një kontekst hetimor, procesual dhe politik që duhej kopjuar në përmbajtje e jo vetëm në përkthimin e sloganit, siç bëri botuesi dhe këshilltari kryeministrit, *"Faslli Faslliu"*, të cilit ky material iu dorëzua vite më parë nga autori, për botim në faqet e gazetës së tij të urryer nga të gjithë, jo për ta ripërdorur atë me qëllime të ngushta personale e për t'u shfaqur më pas si strategu i rradhës. Ky lloj botuesi, është modeli i krimbit të provincës, që plus pjesëmarrjes në radhët e Sigurimit të Shtetit, donte të bëhej gazetar e shkrimtar me zorr. Është mik dhe anëtar i grupit famëkeq, të grabitësve të pronësisë intelektuale të korifenjve që u dergjën në burgjet e rregjimit. Ka qen mik dhe ushtari i parë i ish-ministrit të Brendshëm të kohës kur regjimit po i vinte fundi. Hajdut me çizme dhe gënjeshtar

unik. Sa për paraqitjen, vetëm vdekja ose turpi mund t`ia kalojnë për nga shëmtia.

Duke mos marrë fare parasysh kulturën dhe linguazhin e përditshëm të kryeqytetit, kryeministri dhe botuesi i tij "i besueshëm", për shkak të injorancës dhe servilizmit ekstrem, nuk mund ta kuptonin dot edhe për shkak të origjinës së tyre provinciale, se kur thua "***me duar të pastra***", shoku të përgjigjet:

***–Mirë pra, hajde ma kap içik për qafe... "mendimin"***, ***meqenëse i paske duart e pastra***!

Këta *sterilë* dhe hajdutë idesh, e kanë futur partinë më të madhe në pushtet dhe qeverinë e vendit në një tunel të errët kulturor dhe politik. E kanë kthyer në një tabelë qitjeje, ku cinikët dhe dashakeqësit mund të tallen si të duan. Të gjithë 30–40 vjeçarët e sotëm, e kanë shumë mirë të qartë, se kur dikur ti thoshe": "***i kam duart e pastra***", tjetri të përgjigjej: "***ma kap pak për qafe***". Pra kjo ishte batuta e ditës, pas prononcimit të së cilës, të gjithë gajaseshin deri në zbërthim brinjësh.

"***Mani pulite***" ishte thjesht emërtimi i një operacioni policie, që ndërmorën grupet hetimore në Italinë e viteve 90–të, për të luftuar korrupsionin. Në shqip përkthehet "***duart e pastra***", por kjo nuk do të thotë që ne t'i biem si të na vijë dhe të përkthejmë shabllon nga italishtja në shqip. Aq më tepër kur diferenca është e madhe midis një operacioni policie, si ai i policisë italiane dhe programeve qeveritare, apo sloganeve elektorale propozuar nga botues provincialë me surrat orangutangu. Kuptohet që "***ideologët liberalë***", në fakt ish–komunistë apo ish–sigurimsa, i kanë rënë shkurt me një përkthim batute dhe nuk janë thelluar në domethënien e saj. Jemi përpara një situate neveritëse, si në çdo rast tjetër ku është vjedhur vetëm diçitura dhe jo përmbajtja. Sigurisht, kjo ndodh edhe për mungesë informacioni të protagonistëve *ves*–arë, duke parë se "***liberalët***" qëlluan disa individë me vite dritë larg

nga realiteti i qytetit që i ktheu në “*promotorë idesh*”. Ata nuk i njohin sjelljet, zakonet, kostumet, zhargonin dhe batutat e qytetit. Mbi të gjitha, nuk dinë se çfarë ofron dhe çfarë kërkon ky qytet, që është edhe lokomotiva e mbarë vendit.

Këtu vemë re turpshëm, se edhe një herë, vesi, ata që e kanë atë pjesë të tyre dhe e promovojnë në çdo rast e me çdo kusht, kanë hipur lart dhe po krijojnë situata qesharake, aspak serioze. Qeveria, pa e kuptuar sensin e hollë të zhargonit lokal, prej më tepër se katër vitesh thotë: ***Me duar të pastra***!… dhe dikush ose disa të tjerë i përgjigjen: “***Mirë pra, ma përqafo pak “mendimin” meqenëse i paske duart e pastra***!”

Si vëzhgues i vëmendshëm i situatës dhe dashamirës i qeverive përfaqësuese të këtij vendi, nuk dua që të vazhdojë tallja publike, hobi më i përhapur popullor, i cili konsumohet çdo ditë klubeve, zyrave dhe mjediseve publike. Vazhdojnë batutat dhe kundër– batutat, në vend që të punohet dhe të përmirësohen, jo më standardet e atyre me vese, por parametrat socialë.

Nga njëra anë dëgjon: ***Me duar të pastra***!… dhe nga ana tjetër:

***Atëherë ma përqafo pak “mendimin”!***

Nuk e di nëse kjo ishte një lojë e papërgjegjshme e atyre që janë bashkuar në emër të vesit “***liberal***”, apo është një kurth politik për ta përqeshur dhe diskretituar qeverinë shpresëdhënëse të shqiptarëve! Më vjen të mendoj, se ata që i bashkon vesi, i mëshojnë vetëm atij dhe çdo gjë e kryejnë në funksion të tij. Por drejtuesit e institucioneve, duhet ta shohin pak më ndryshe situatën. Duhet të shohin edhe pasojat që sjell vesi kur “***hipën lart***” dhe kur drejton me “***organin ndenjës***”. E para dhe më kryesorja, është çështja e imazhit, e klimës që krijohet nga ky imazh dhe nga batutat që prodhon ky lloj “*aparati*” i skaduar.

Është kusht i domosdoshëm do të thosha, se qeverinë dhe

institucionet, pikërisht për funksionin që kanë dhe shpresën që shqiptarët ushqejnë tek ato, duhet ta karakterizojnë virtytet dhe jo ta fusin në lojë ***ves***–arët. Ata të vesit, janë aty në qeveri, si edhe kudo tjetër së bashku, vetëm për t'i ***përqafuar "mendimin"*** njëri– tjetrit e jo për t'u sakrifikuar në ideale me virtyt.

***Ky lloj "progresi" mund të përkufizohet shumë mirë si modeli "gay power" ose fitorja e të tredhurve****.

***Kjo ndodh gjithmonë e gjithkund kur individët i bashkon vesi e jo virtyti****!

## KY VEND ËSHTË SHTËPIA E FUNDIT E HOMERIT

Po, kështu do të më pëlqente ta filloja diskutimin tim, duke thënë:

***SHTËPIA E FUNDIT E HOMERIT!***

Ky titull është më i gjeturi i të gjithë periudhës sime të shkurtër publicistike! Ky është titulli që më pëlqen më shumë. Kam realizuar edhe një skenar dokumentari artistik me këtë titull... por ç'e do, s'është krejt ashtu! Problemi qëndron në faktin se banorët e këtyre trojeve nuk u ngjajnë gjyshërve! Nuk jan më trima si Akili, Leka, Filipi, Bardhyli, Pirro, Bato, Gjergj Kastrioti, Prek Cali, Gjergj Fishta, Anton Harapi etj. Nuk janë më të ndjeshëm e të ndezur, njerëz të plotë, me besë dhe me shpirt si shën Asti, shën Flori e shën Lauri, shën Jeronimi, si Justiniani, Papa Albani, Kardinal Koliqi apo Nën` Tereza.

e un` vazhdoj këngën time, lajtmotivin e jetës sime...

*Oh, sa fort po shndrit ai diell,*
*dhe lahuta këngën lugjeve...*
*e përcjell...!*

Këto vargje më vijnë në mendje prej shumë kohësh!

...e menjëherë më pas, rreshtat e Martin Camës, të cilat në

madhështinë e tyre, ma vrasin frymëzimin, më kthejn në realitetin e hidhur:

*Lahuta pushon nën tra,*
*pse mixha vdiq ka mot*
*e nipat s'dijn e i ra!*

Shumica dërrmuese e atyre që rastësisht sot quhen shqiptarë, nuk janë më rapsodë a barinj (*në të gjitha kuptimet)*, nuk janë më burra të fortë, të urtë e të mençur. Nuk u ngjajnë më burrave shqiptarë... por ushtarëve turq të prapavijës. U ngjajnë rrufjanëve të hordhive otomane që prenë kokat e Apollonit, të Afërditës, Artemisës etj, etj. U ngjajnë atyre që në kohën e lirë pas plaçkitjeve dhe djegies së qyteteve më të bukura e më të zhvilluara të Ballkanit, shfrynin epshet mbi trupat e brishtë të vajzave që vetëm Homeri ka mundur t'ua përshkruajë bukurinë në vargjet e tij.

Këta të sotmit, nuk u ngjajnë më gjyshërve, por dobiçëve që erdhën nga stepat mongole e që ua përdhunuan gjyshet!

Dhe bëjnë sikur mërziten... nën retorikën vrastare të një nacionalizmi që po duket sikur ka mbetur sporti i vetëm që dinë të luajnë të paqenët, të papasurit, të pashkollët, të padenjët, të paZotët, të palarët, të paburrët, të pabesët, të padijshmit, ***joshqiptarët*!***

Dhe siç duket, mërziten pederastët, nënprodukti i farës turke, për faktin se maqedonët na paskan shkruar që "shqiptarët janë një popull i ardhur nga malet".

Po mor po! Shqiptarët ***janë dhe kanë qenë një popull që ka jetuar ndër male, jetë e mot,*** sepse popull malësor, popull bari, popull dinjitoz, këngëtar, valltar, rapsod, luftëtar, drupunues, hekurkthyes e gurpunues!

Edhe vetë Abrahami, pas takimit me Zotin në Mal, mbas kurajës për të zbatuar porosinë duke flijuar Isakun, foli e tha:

“***Në mal njeriu e sheh Zotin!***”... E me sa duket, që atëherë, shqiptarët paskan qenë i vetmi popull që i ka ndërtuar qytetet e tij në male. E sa për këtë, u siguroj se nuk është kaq e lehtë të ndërtosh qoftë edhe një shtëpi të vogël në mal, jo më një qytet apo disa qytete. 365 qytete–kështjella kishin shqiptarët në male e në kodra, deri para vërshimit të hordhive turke. Qytete të vjetra, antike, njësoj si Shkodra, Lisusi, Sapa, Berati e Gjirokastra, Amantia e Kruja, Antigonea, Bylisi, Butrinti, por nuk janë më. Kanë mbetur vetëm rrënojat e për këtë maqedonët fërkojnë barkun, sepse pseudo–shqiptarët e sotëm nuk harxhojnë më asnjë qindarkë nga buxheti i tyre për të bërë studime, gërmime e mirëmbajtje në këtë drejtim.

Pra maqedonët nuk gënjejnë aspak në tezën e tyre idiote, por thjesht e kanë gabim kur mendojnë se po na shajnë e ofendojnë, duke treguar të vërtetën tonë, se ne qenkëshim malësorë.

Filipi, i ati i Lekës ishte malësor, nga Filipea (Dibra e sotme–e madhja). E ëma e Lekës, Olimbia, edhe ajo ishte malësore, nga Berati. Gjergj Kastrioti ka qenë malësor. Po ashtu Frang Bardhi, Pjetër Bogdani, Gjergj Fishta, Martin Camaj etj., etj.

Përse duhet të mërzitemi kaq shumë?!

Të drejtë kanë maqedonët! Nga malet kemi ardhur. Zotërues të maleve kemi qenë, por edhe të fushave. Fatkeqësisht nuk jemi më. Fushat i pushtoi turku, jevgu, vllehu, gjithfarë ardhacaku e specie inferiore që gjeti mikpritje këtyre anëve.

Shqiptarët mbetën në mal. Sot janë shumë pak, por ama dinjitozë! Ruajnë tradita të rralla, këndojnë këngë hyjnore, dinë sekrete të mëdha, kanë besë për miq e ardhacakë, për këdo!

Nuk festojnë bajram! Nuk ndërtojnë xhamia!

Nuk u ngjajn fytyrave të zhubrosura të kryeministrave, ministrave, deputetëve apo shkrimtarucëve megalomanë!

Ata pak shqiptarë që kanë mbetur trashëgimtarët e vetëm të

Homerit, ata që dinë këngë e rapsodi, ata rrisin dele dhe shpirtra ndër male, nuk mërziten nga etiketimi i kozmopolitëve jevgj maqedonas. Ata e pranojnë dhe janë krenarë që kanë ardhur nga malet! Ato male kanë qenë strofka e tyre, shtëpia e tyre, odeoni i tyre, skena e tyre teatrore e jetës. Ato male janë shtëpia ku u konservua dhe jetoi Homeri pas vdekjes. Ai jetoi ndër shqiptarët e maleve. Larg nga hordhitë otomane që sot festojnë bajramin!

Ju që sot bërtisni kaq fort në emër të sedrës së vrarë nacionaliste, jeni raca më e fëlliqur e mbetjeve të hordhive mongole, e cila nuk ka fare lidhje me shqiptarinë, me lahutën, rapsodinë, dinjitetin, burrërinë, trimërinë, luftën për ideale, sakrificën për ideale dhe shpirtin e Nën` Terezës, që aq shpesh ju e përmendni, sa për të shpëlarë gojën!

Më parë se të flisni për shqiptarinë, kthehuni e bëhuni shqiptarë!

Të jesh shqiptar sot, do të thotë të pranosh edhe gabimet e tua, injorancën tënde, pasi jo për fajin tënd, aty të kanë zhytur shekujt e errët. Ti injorant mund të jesh por të paktën vishu me dinjitet! Bëhu shqiptar, se nuk je vonë!

E di, u mërzitët! Por mos u mërzisni fare, sepse nuk e keni as më të voglën ide se sa i mërzitur jam un`me ju, që pa e ditur ose edhe me dashje në ndonjë rast, i keni baltosur vlerat më të mëdha të historisë dhe Kombit Shqiptar! Sepse ju nuk keni më lidhje me këtë punë!

Kanë të drejtë maqedonët, pikërisht ata, ky popull i sajuar jevgjish dhe sllavësh endacakë... Dhe fakti se ata kanë të drejtë, objektivisht tregon se ju jeni shumë shumë keq me pasqyrën ku duhet të shiheni dhe nuk po e bëni ende.

Kanë të drejtë maqedonët! Ju jeni specia më e përçudnuar e Europës. Kjo lexohet qartë në fytyrat dhe në veprat e politikanëve tuaj, intelektualëve pseudo dhe gjithë "*elitës*" pseudo–kombëtare!

**KY VEND ËSHTË SHTËPIAE FUNDIT E HOMERIT...
POR JU NUK JENI TRASHËGIMTARË TË TIJ!**

KUR LORD BAJRONI I SHKRUANTE LETËR NËNËS SË TIJ MBI SHQIPTARËT!

Lord Bajroni në kthimin e tij nga Shqipëria nëAthinë, i shoqëruar nga Fletcher, nga një grek, nga dy shqiptarë, nga një prift grek dhe miku i tij Hobhouse, i shkruan së ëmës:

***"Më pëlqejnë shumë shqiptarët. Nuk janë të gjithë turq!***"

dokumenti origjinal marrë nga arkivat citon në gjuhën italiane:

Al ritorno verso Atene proseguirono lo stesso itinerario ed era accompagnato da Fletcher, da un greco, due albanesi, un prete greco e il suo compagno Hobhouse. **"Mi piacciono molto gli Albanesi** – scrisse alla madre,... **– non tutti sono turchi".**

... fatalitet.

*Gjejeni vet pra se ku jeni!*

## RRUGA E MESME,
## E MESMJA E ARTË– ZGJIDHJA FINALE

***Duke u munduar të lexojmë sa më qartë ekuilibrin kozmik, jetën e yjeve, planeteve, energjinë diellore dhe galaktikat, do kuptojmë se gjithsekush ka vendin e vet në kozmos, në cilësinë e mikrokozmosit, në pozicionin e vet të rëndësishëm për aq i vogël sa mund të duket. Planetet, trupa shumë më të mëdhenj se ne, rrinë larg ose afër njëri-tjetrit, duke u respektuar për energjinë dhe shumëllojshmërinë e tyre. Po ashtu galaktikat: të mëdha, të panumërta, të pafundme, shumë më të forta dhe imponuese se partitë tona politike apo shtetet e militarizuara, rrinë në ekuilibër dhe respektohen. Duke parë lart, do të kuptojmë se ku janë zgjidhjet dhe se sa të vegjël jemi*.***

Mbi këtë pikëpamje them se:

*NDËRTHURJA E SISTEMEVE POLITIKE ËSHTË*
*RRUGA E MESME DHE ZGJIDHJA FINALE!*

SUPREMACIA E KONSERVATORIZMIT,
E BASHKËRENDUAR ME LIBERALIZMIN
E KONTROLLUAR TË TREGUT,
MUND TË SFIDOJË HEGJEMONINË
E SISTEMEVE QË PO DOMINOJNË
SHOQËRINË E SOTME
DHE PO E DËMTOJNË ATË.

U bë kohë që para nesh hasim vetëm gropa, në çdo aspekt të jetës shoqërore e politike. Çuditë janë bërë të zakonshme. Indiferenca standard jetese. Dështimet të panumërta. Zhgënjimet e paevitueshme. Zgjidhjet më të qarta dhe lehtësisht të zbatueshme, kthehen përditë e më shumë në të pamundura, të ngatërruara dhe përtej çdo imagjinate dobiprurëse. Kjo ndodh, sepse për motive të diskutueshme dhe aspak koherente, pretendohet të ruhet statusi i pushtetarit të privilegjuar prej atyre individëve të pamerituar e të paqytetëruar, të cilët si pasojë e koincidencave historike, kanë përfituar nga toleranca, etika dhe korrektësia e pjesës tjetër të shoqërisë. Pra po themi, se një grupim shoqëror, u kundërvihet kokëfortësisht vlerave dhe interesave shoqërore e kombëtare, gjoja në mbështetje të globalizmit. Këta, me një të kaluar thellësisht të shenjuar nga njolla të errëta, anti–morale dhe anti–kulturore, kërkojnë të mbajnë nën drejtim istitucionet, monedhat, tregjet dhe pushtetin.

Pikërisht, kjo vonesë në procesin qytetërues, prodhon zemërimin e qytetarëve të emancipuar, të cilët sipas disa kritereve dhe normave morale mesatarisht të larta, janë padyshim shumica absolute e shoqërisë, por që fatkeqësisht mbetet ende e paorganizuar mirë. Ky zemërim, sipas pagabueshmërisë historike, do të kthehet në një "***verdikt***" ***ndëshkues,*** ku fjalën e fundit e merr e vërteta, virtyti, ndërgjegjja shoqërore dhe drejtësia, sado e vonuar të duket kjo e fundit.

Gjithsesi, duhet thënë se, domosdoshmëria për të tejkaluar modelet aktuale të organizimit të shoqërisë, modelet e atyre që besuan dhe punuan brenda sistemeve, jo për bashkësinë por për teka të larta egoiste, për shkatërrimin dhe jo për ndërtimin e shoqërisë, nuk duhet të sjellë detyrimisht liberalizmin anarkist, i cili urren dhe sfidon istitucionet, sidomos kontrollin e përqendruar të tyre.

Liberalizmi, të cilin personalisht do ta preferoja, për mënyrat

e tij joshëse të të jetuarit, mbetet një model luksoz i denjë vetëm për vendet ku ka lindur si koncept (*Greqinë apo Romën antike, ose deri diku shtete të veçanta të SHBA-ve, Franca e sotme, plus disa prej vendeve skandinave*). Por duhet mbajtur shumë mirë parasysh, se edhe në këto vende, ky sistem është zbatuar jo pa kosto, në burime njerëzore dhe në ato materiale. Këto janë vendet me standardet më të larta për nga emancipimi dhe qytetërimi. Duke u nisur nga ky fokus mbi gjërat, kam bindjen se kontrasti ndaj së keqes, i cili paraqitet nëpërmjet defekteve apo dështimeve të sistemeve të sotme shoqërore e politike, nuk mund dhe ***nuk duhet bërë as edhe me radikalizmat e tipit "taleban"*** që rikthejnë errësirën dhe dhunën mes jetës së njerëzve.

Zgjidhja për daljen nga çoroditja e organizuar e jetës shoqërore, do të ishte një mënyrë e tillë, që me marrëveshje fjalësh, do ta quanim konservatorizëm pozitiv, ose Rruga e Mesme. Pra, synohet të arrihet ai objektiv që na detyron të gjithëve të konservojmë, të ruajmë sadopak atë bashkësi vlerash që kemi: në *kulturë, në burime njerëzore, në të mira materiale, në rregulla tregtare, në mundësitë e favorshme që na ofron sot rritja e komunikimit dhe e transportit në nivel global*.

Duke rreshtuar fenomenet negative që vet shoqëria prodhon, si: *pamjaftueshmëri shërbimesh, resursesh dhe mirëqenieje për të gjithë, duket qartë se rreziku është kthimi mbrapa. Kjo padyshim, me kosto shumë të lartë dhe pikërisht prej këtij fakti, na duhet të nxjerrim alternativat*.

Radha e gjërave, e do që vendin e parë në tabelën e fenomeneve negative, që kthejnë mbrapsht vektorët shoqërorë, ta mbajë formimi i individit në familje, pra kultura e përvetësuar dhe emancipimi i tij. Në vend të dytë, si fenomen që ndikon tek individi, mund të përmendet fakti nëse ai është besimtar apo nuk arrin dot të besojë, ashtu i bindur siç është plotësisht në verbërinë e tij, te zbrazëtia që e karakterizon.

Në fund dhe ndoshta me më shumë rëndësi se dy të parët, si një fenomen negativ, paraqitet të qenit peng i së kaluarës.

Fjala është për modelin e atij individi që ka gabuar një ose qindra herë dhe prej atyre gabimeve nuk ka forcë e vizione për të dalë. Shpeshherë ky individ, na paraqitet aksidentalisht me pushtet, të cilin e ka fituar me rrugë të shkurtra, pa meritë, nëpërmjet veseve apo lidhjeve nepotike. Ky individ, do të vazhdojë të punojë keq dhe shtrembër, në harmoni dhe skllavëri të plotë ndaj së keqes, me qëllimin e vetëm që të ruajë statusin e një mirëqenieje krejtësisht materialiste, status i cili për mënyrën se si ai është arritur do të duhej ta vinte atë individ para drejtësisë dhe ta dënonte publikisht, madje me pasojat që nuk do t'ia uroja askujt. Sepse shpirtërisht, jam i detyruar ta theksoj; *këta individë nuk janë dhe nuk mund të ndjehen mirë, për gjithë motivet që përshkruam më lart,* si p.sh:

–Pjesëmarrja në akte ç'njerëzore me ndërgjegje të plotë, prejardhja familjare me problemet dhe nivelin përkatës të saj, pasiguria individuale e si pasojë, një jetë pa Zotin, pengmbetja ndaj së kaluarës. Kështu, atij nuk i mbetet tjetër, veç t'i gëzohet dhe t'i falet materies, e cila sigurisht komprometon gjithçka.

Në plan të parë, del ushtria e pafundme e rekrutëve të politikës së sotme, e ish–pleqve të politikës, e shkrimtarëve të "*mëdhenj*", e gazetarëve të paditur e të pangopur me spekulim, e "*biznesmenëve*" të stimuluar dhe të mbrojtur në pandershmërinë e tyre nga politikat mafioze–klanore, dobiprurëse dhe organizacioniste të këtyre personazheve që kontrollojnë sot rendin dhe ekonominë botërore. Kjo gjë që më kujton Siçilinë e viteve 70–të, ku *me feudalizëm primitiv dhe vrasje të kryera dhunshëm, për qëllime ulëta por me mënyra demonstrative, objektivi kryesor ishte të imponohej frika*.

Nga kjo fotografi, pjesës së shëndetshme të shoqërisë, i del si detyrë të korigjojë gabimet e saj. Asaj i del përgjegjësia, t'ua heqë nga duart pushtetin autorëve të fundosjes përfundimtare

të mbarë shoqërisë. Vetë shoqëria, me mekanizmat e saj rigjeneruese, krijuese, pastruese, duhet t'i shpëtojë edhe ata nga modeli i jetës së akrepit, i cili në fund, kur ndjen rrezikun, thumbon veten me helmin e tij. Në të njëjtën kohë, shoqëria duhet t'i falë dhe t'i rehabilitojë duke i angazhuar nëpër detyra ku imazhi, e kaluara dhe formimi i tyre, të mos influencojnë negativisht gjatë procesit të zhvillimit.

Pasi vendosëm këto pika të padiskutueshme si kusht për rigjetjen e kurajës dhe ndërgjegjes shoqërore, për shpëtimin e ekonomisë dhe standardeve civile të komunitetit, duhet të bëjmë së bashku propozimet për vijimin e udhës së rindërtimit të koncepteve bazë për ecjen përpara.

***Konkretisht me zgjidhje:***

Në këtë dritare të re, nga e cila mund të shohim dritën e së ardhmes, duhet të ndalojmë të gjithë dhe të sodisim mundësitë që ofrohen, duke marrë parasysh situatën ndërkombëtare. Bota ka nevojë të frenojë, të ndalet e të reflektojë mbi arritjet dhe dështimet e saj: ***Mbi ideologjitë shterpë dhe shkatërruese që prodhuan shekujt e njerëzve dritëshkurtër***. Të vlerësojë nëse ka ardhur koha të ruhemi nga "*i ftohti*" apo me perceptim sipërfaqësor të sillemi sikur jemi në "*pranverë*".

Zhvillimi i pakontrolluar i teknologjisë dhe shfrytëzimi i shfrenuar i resurseve materiale, duhet të na bëjë të reflektojmë.

Sigurisht, me të njëjtin kriter duhet të na shqetësojë përparimi në formën e një spiraleje kokëposhtë i legjislacioneve aktuale mbi të drejtat e njeriut, që në të vërtetë duke pretenduar liritë dhe të drejtën e njeriut për të jetuar, po i dhunojnë ato (*shih: martesat gej, abortin etj*) . Aborti thuhet se i jep liri dhe të drejtë femrës për të zgjedhur, por në të vërtetë, e vret jetën që femra mban brenda saj, si dhe vetë femrën, duke i shkaktuar asaj trauma jo të vogla fizike dhe psikologjike, për gjithë jetën në vazhdim. Fekondimi i asistuar e gjithfarë "*arritjesh*" shkencore

si këto, bazuar mbi inteligjencën, fillojnë ta kontrollojnë dhe ta modelojnë njeriun, që në të kundërt, është i predispozuar të jetë i lirë dhe natyral, jashtë skemave dhe jashtë programimeve laboratorike që sot miratohen me ligje parlamentesh "*demokratike*". Bota sot, duhet të llogarisë mirë dhe me saktësi perfekte, nëse është e zhytur në një krizë kulturore, politike, ekonomike dhe shoqërore, apo çdo gjë shkon mos më mirë, e atëherë, mund t'i lejojmë vetes çdo lloj eksperimenti, në kurriz të individit dhe të shoqërisë.

***************

Duke u menduar intensivisht dhe duke parë situatën, mund të hartojmë padyshim një platformë konservatore, me hapësira të mjaftueshme edhe për konceptet liberale, duke i parë këto të fundit si domosdoshmëri për rigjallërimin e tregut dhe investimeve të huaja, në një raport të ri, të ndërtuar mbi vlerat e besueshmërisë (*e cila ka dekada që ka humbur*). Kjo e gjitha, duhet të ndodhë nën formulën tashmë të certifikuar: ***Konservatorizëm pozitiv që bashkëjeton dhe kontrollon liberalizmin në një këndvështrim progresiv***.

Shembulli që na vjen më për shtat është ky që vijon:

I zoti i një pallati prestigjioz të stilit klasik si ato të viteve 700, në qendër të një qyteti europiano–perëndimor, pa hequr dorë nga pronësia mbi këtë pallat, pa hequr dorë gjithashtu nga mënyra e tij e jetesës mjaft komode, deri afër lluksit, pra si një njeri me fuqi blerëse dhe me status prej aristokrati, mund të japë fare mirë leje nëpërmjet një kontrate, që kati i parë i këtij pallati të bëhet një dyqan i bukur me vitrina tërheqëse. Kjo do t'i jepte atij, pronarit konservator, shansin që të mbetej zotërues i pronës dhe i mënyrës tradicionale të të jetuarit, siç do ta donte edhe kultura e përzgjatur në vite e familjes së tij. Do t'i jepte gjithashtu shansin të përfitonte para të tjera nga kontrata e qerasë së katit të parë, por në të

njëjtën kohë do t'i zbukuronte pallatin, duke zbukuruar e ndriçuar edhe të gjithë lagjen, duke i gjallëruar jetesën atij vetë por dhe banorëve të tjerë të pallatit, pa harruar këtu edhe kalimtarët e rastësishëm apo kuriozët lakmues.

Padyshim, në një kohë shumë të shkurtër, prej surprizës dhe kënaqësisë reciproke, i gjithë qyteti do të ndiqte këtë model të mrekullueshëm zhvillimi ekonomik dhe dekori të përkryer, e kështu do përfitonim një dinamikë të re shoqërore, të pasuruar, me më shumë gjallëri e ngjyra bashkëkohore. Pa harruar tregun dhe interesat monetare, të cilat do përmirësoheshin në mënyrë të rrufeshme brenda kësaj kornize shoqërore. Natyrisht një dyqan i bukur modern poshtë një pallati klasik, do sillte harmoninë midis tradicionales dhe modernes. Qytetet mesjetare, që sot janë pikat më tërheqëse për vizitorët e shumtë dhe janë kthyer në valvula qendrore të ekonomisë së turizmit kulturor, na japin pikërisht idenë se si mund të harmonizohen kaq mirë këto dy rryma shoqërore. ***Vetëm njerëz të pasur, të kulturuar e të pushtuar nga përgjegjësia publike, mund të drejtojnë punët publike, të cilat kërkojnë vëmendje të gjerë, 360 gradësh* te komuniteti. Hajdutët brekëgrisur që i turren pushtetit për të zhvatur, janë e kundërta e Rrugës sonë të Artë. Ata janë tmerri dhe shkatërrimi i shoqërisë!***

Konservatorizmi dhe liberalizmi pra, duken disi të largët me njëri– tjetrin, por do të qëndronin shumë mirë së bashku, si dy gjymtyrë komplementare të të njëjtit trup idesh, të së njëjtës ecje shoqërore, politike dhe ekonomike.

Në këtë harmonizim idesh që ilustruam më lart, gjendjesh shpirtërore dhe botëkuptimesh, përfitojnë ekzaktësisht tri palë:

a) **aristokrati, zot i pallatit;**
b) **tregtari i zgjuar,** që diti dhe ndërtoi një biznes fitimprurës;

c) **shoqëria,** e cila tashmë përveç pallatit të mërzitshëm, ka edhe një dyqan të bukur si dhe mundësi për të blerë mallrat që i nevojiteshin.

Ajo çka merr më tepër rëndësi dhe që nuk duhet harruar, është fakti se ***i zoti i pallatit mund ta kontrollojë tregtarin në çdo moment****. Pra, t'i heqë atij lejen nëse ai degradon, siç ndodh rëndom me biznesmenët që e kthejnë aktivitetin e tyre në një aktivitet të paligjshëm, ose të padëshirueshëm për banorët e pallatit ( *si p.sh. qendër prostitucioni ose pikë-shitje narkotikësh* apo gjithfarë devijimi tjetër të papëlqyeshëm për komunitetin). Të para në rastin tonë pra, në organizimin e jetës shoqërore dhe të istitucioneve, shembujt që ofruam, duhet të na japin qartësinë të themi se konservatorizmi, mund të marrë supremacinë e orientimit të shoqërisë, duke i lënë vendin e duhur edhe liberalizmit, por duke e kontrolluar atë, për vetë faktin se ai paraqet të metat e veta, mbi të cilat nuk dua të ndalem, por që sigurisht u përmendën në paragrafin mbi liritë dhe të drejtat.

Kështu do të mund të sfidohej hegjemonia e sistemeve të sotme, të cilat po tentojnë, në mos e kanë bërë tashmë, që të na kthejnë mbrapsht në prirje. Jemi duke folur për njerëz që çirren në emër të të drejtave, por që e bëjnë këtë "*thjesht për një copë karrige*"– siç thonë ata vetë.

Rezultatet që mund të prodhonte kjo bashkëjetesë doktrinash, janë dhe duhen vlerësuar sipas koefiçientit të kënaqësisë së tri palëve që përdorëm si shembull në simbolikën tonë: 1) **i zoti i pallatit** (njerëzit e qytetëruar që kanë dhunti dhe aftësi superiore ndaj të tjerëve); 2) **tregtari** flamurtar i liberalizmit (*biznesmenët e sotëm që mendojnë vetëm për para);* dhe 3) **banorët e pallatit** apo të krejt lagjes (*të cilët përfaqësojnë pjesën dërrmuese të shoqërisë*).

E gjitha kjo është një çështje emancipimi dhe vullneti. Mundësitë janë pikërisht aty, në atë dritaren e vizioneve tona,

e cila pret që ne, në një konsensus të gjerë shoqëror, ta hapim dhe të përfitojmë të gjithë energjinë e nevojshme për të jetuar me dinjitet. *Kjo do të ndodhë vetëm atëherë, kur të gjitha forcat më të vlefshme, burimet njerëzore, energjitë pozitive, do të bashkohen e do të punojnë së bashku në të njëjtin drejtim, për të krijuar kushte të përsosura mbi tokë, si dikur në Eden**. Mjafton të kujtojmë ***rrugën e qumështit****, ku trupa kozmikë, në harmoni me njëri–tjetrin, vendosen në pozicion të tillë, sa të krijojnë rrugën perfekte për në ***parajsë****! Modelet i kemi gati. Mjafton të vërejmë qartë dhe të aplikojmë pa gabime formulat ekzistuese. Formulën origjinale të ekuilibrave kozmike.

- Publikuar 5 ditë  para se të ndodhte tragjedia e Gërdecit -

# TRADHTIA

## –PROFETI VAZHDON TË PËRQESHET ENDE NË VEND TË VET–

### kam parathënë dhe kam luftuar që kjo ditë të mos afrohej kurrë

Rastësi, apo thjesht trajektorja e jetës që më është paracaktuar të përshkoj?! Le ta shohim duke ndjekur me kujdes kronikën.

Shkaku i këtij reflektimi, u bë fakti se nuk para jam ndierë mirë këto kohët e fundit, d.m.th. nja tre a katër vjet kësaj ane. Por kurajë më dha pikërisht një ngjarje e vogël, gati e padukshme për sytë dhe veshët tanë "*të stërvitur për ngjarje të mëdha*". Ngjarja ishte takimi me një mikun tim, me të cilin shkëmbeva bisedën që do tregoj më poshtë.

Të gjithë ata që më njohin e dinë faktin se nuk kam qenë fare në paqe tash sa vite me rrjedhën e gjërave. Madje kam lënë edhe punët e mia ose "*jetën time*", siç u pëlqen disave të thonë shpesh. E dinë këtë gjë edhe ata që kanë pasur mundësi të lexojnë publicistikën time ose të tjerë që thjesht kanë shkëmbyer mendimet me mua.

Pasi një pjesë e madhe e "*publikëve*" (ata që sulmuan jetën publike, për ta kthyer në biznes e jo për të shërbyer), u njohën me qëndrimet e mia, *nuk e "qethën" fare* (trurin e tyre të zënë me lesh).

Sot, të gjithë po thonë: "*Nuk jam mirë. S`jam hiç në terezi! I kam punët keq! Po shkon zi e më zi*! *Po më heqin nga puna*". Kuptohet qartë, se të gjitha shtresat shoqërore janë në depresion

të thellë. Janë në depresion sepse ekonomia lokale (*shqiptare*) po jep shpirt, më shumë se ajo botërore që s`i ka punët mirë fare as ajo.

E njerëzit e shkretë, depresionin po e përballojnë duke vrarë veten. Po i japin fund jetës për t'i dhënë fund depresionit, varfërisë dhe borxheve, duke lënë edhe fëmijët në mes të katër rrugëve. Shifrat janë në rritje progresive marramendëse. Të tjerë akoma, depresionin po mundohen ta largojnë duke vjedhur, grabitur, duke bërë kontrabandë apo duke marrë peng njerëz që kanë mundësi të paguajnë për kthimin në liri.

Veçmas tufës, e cila "*bënte pallate*" dhe "*xhiro me maqin*", un parathoja pikërisht këto pasoja që sapo kanë filluar të duken, e që nuk dihet fare se si do përfundojnë. Me ***kultin*** e ***fuoristradës ultimo grido**** e me dashnore që nuk janë *lap-dancer* (*fatkeqësisht!*) por duken si të tilla, "*çunat*", as që shqetësohen se si do t`i vejë halli kësaj pune.

Në këto vite, angazhuar në studimin dhe parashikimin e fatkeqësive shoqërore, po mundohem të shkruaj e të flas me sa më shumë njerëz, duke dashur të tërheq vëmendjen e të gjithëve. Sepse bashkëjetesa, apo më mirë të themi, jetesa dinjitoze në këtë vend, është gjithashtu çështje e drejtë dhe aspiratë e të gjithëve.

Pra kam parashikuar dhe kam luftuar që kjo ditë të mos afrohej kurrë e jo më të vinte e të rrinte këmbëkryq mbi kokat e njerëzve, shumica e të cilëve janë viktima të pafajshme.

Pasi kuptova më në fund se këtu te ne, individi mendon se bota fillon dhe mbaron tek ai, e lashë fare sensibilizimin e masave. U mora me një rreth më të ngushtë njerëzish. Mendova se këta të fundit ndanin të njëjtat pikëpamje me mua, por jo. Edhe ata, në mënyrë paksa më të rafinuar dhe hileqare, provinciale dhe ziliqare, ishin egoistë, mendonin vetëm për veten e tyre dhe për kafshatën e bukës. Specie të brishta, të ndjeshëm në stomak, përgjithësisht të zhvendosur

nga provincat në dy dekadat e fundit. Ata mendonin si të tjerët, paçka se në sytë e mi ndërronin lëkurë dhe "*shfaqnin interes*" për çështjet publike. Flisnin me mundim, duke sforcuar veten.

***Kështu u verifikua një fenomen i shëmtuar, shumë i shëmtuar: Tradhtia! "Miqtë" e mi të afërt*, për interesa krejt personale, më shitën. Shitën edhe idetë dhe projektet e mia. I shitën tek ata që i kishin rekrutuar, vetëm e vetëm që këto ide të mos zinin rrënjë në shoqërinë tonë, e cila në fakt, kishte shumë nevojë për to.***

Thënë më troç, për mua u përsërit tradhtia e Judës, për para dhe përfitime personale. Përveç kësaj, jam i bindur se u konsumua edhe një lloj tradhtie tjetër. Në disa raste, kjo ishte tradhtia e shtyrë nga zilia. Me mendimin fiks e shkatërrues në kokën e tyre: "***ai nuk mund dhe nuk duhet të jetë më i mirë se unë***", iu dha rrugë *tradhtisë*,* e cila po konvertohet në një dëm të madh individual e kolektiv. Kjo, pasi e gjithë shoqëria do të vuajë pasojat e mosndërgjegjësimit dhe mosangazhimit në zgjidhjen e problematikave që un` ngrija.

Gjatë vuajtjeve që pëson njeriu i tradhtuar nga miqtë si në rastin tim, plugohet thellë arkivi dhe ndjeshmëria e zemrës. Po kështu edhe kujtesa e tij, dhe fillon sheh me sytë e mendjes. Ti në këtë moment kupton se në fakt të kanë tradhtuar edhe të dashurat e tua. Jo thjesht në atë tradhtinë klasike të flirtit erotik apo seksual. Jo jo, është më shumë se kaq. Flasim për atë tradhtinë e padukshme, të përditshme, *gjoja normale**, të vazhdueshme në kohë e të padënueshme. Është rasti i thashethemeve apo komenteve që e dashura jote bën për ty me motrën, me "*mamin*", me shoqet, me kushërirat, në telefonin e superkeqpërdorur të shtëpisë ose në kafene, me orë e orë të tëra. Kjo është tradhti dhe tradhti e madhe fort. Flitet për ty sikur ti të ishe e keqja më e madhe e botës, pa kandar, pa kriter, pa mëshirë, pa etikë, pa u lodhur e pa u ndalur. Në ato biseda të stërzgjatura e të stërpërsëritura, përflitesh ti, shahesh

ti, poshtërohesh ti, dhe kjo bëhet nga personi yt gjoja "*më i dashur*". Ata flasin për ty, tregojnë me detaje bisedat e tua, intimitetet e tua, sekretet e tua, duke të pozicionuar si person të tretë, jashtë tyre, larg tyre. Si person të kundërt me ta. Sa e rëndë është pastaj kur kjo gjë ndodh edhe me familjarët e tu!

Kur nëna, babai, vëllai ose motra, me të njëjtën procedurë, me telefonata të gjata apo në kafene, flasin për ty, për sekretet e tua, për jetën tënde intime, personale, sikur ti të ishe një i huaj. Kjo është tradhti e kaluar tradhtie!

*Kështu pra, tradhtia ra mbi mua**. Ishte e rëndë por jo asfiksuese për formatin tim. Zoti më kishte sjellë në këtë jetë e po Ai po më mbante në këmbë për të mos u rrëzuar. Ma mori të keqen edhe këtë radhë kjo kuçkë e keqe, pikërisht ajo, shkatërrimtarja më e papërballueshme, *tradhtia**! ***Un` mora Biblën****.

Mora Biblën në dorë sepse nuk dija më ku të gjeja shpjegim tjetërkund, apo qoftë edhe shpëtim nga kjo sjellje e dobët njerëzore, aq sa edhe vrastare. Për mua që nuk kam shumë dyshime mbi dogmën, vuajtja dhe pasioni më i madh mbetet ai i Jezu Krishtit. E kështu, askund tjetër përveçse në Bibël, nuk mund të gjeja ngushëllim për sa po ndodhte me njeriun, për faj të njerëzve.

Duke shfletuar Librin e librave, të them të drejtën, nuk u mora fare me historinë e Apostujve, sepse nuk më pëlqen aspak refreni që shpesh dëgjojmë në formë justifikimi: "*Po edhe Pjetri, Juda apo Apostujt e tjerë e tradhtuan Jezusin…*". Personalisht nuk kam qenë dhe nuk jam dakord me interpretimet filozofike apo teologjike që bëhen mbi këtë argument. Më duket gjithmonë e pështirë dhe e papranueshme *tradhtia**. Ves i ulët dhe ata që e bartin, më ngjajnë me krimbat e squllur të tokës kur baltoset.

Për këto e të tjera motive, kërkova të lexoj profetët, sepse ata, gjithnjë të ndriçuar me Fjalën e Zotit, të dashur dhe burrërorë, pa e pasur frikë vdekjen, kanë shpallur publikisht të vërtetat. I

kanë shpallur ato e u kanë mbajtur atyre edhe peshën e rëndë që sjellin mbi vete.

***Kështu zgjodha Jereminë*. Ky është Profeti i zhgënjimeve, i mundimeve, por edhe ngushëlluesi e frymëzuesi.***

Ai i ngushëllon dhe i inkurajon njerëzit që pësojnë padrejtësi, por po atë ushqim u jep edhe popujve të skllavëruar nga politikat e *publikëve* apo nga *veset e individëve* të tjerë.

Ky Profet, nuk i tregon ngjarjet dhe mundimet e jetës së tij poetikisht*, si Isaia. Veprimtaria e tij në jetën publike zgjat rreth 40 vjet. Ai vinte nga një familje priftërore dhe kish parë me sytë e tij pushtimin e parë të vendit. Fill pas këtij pushtimi ai kish përjetuar edhe shpërnguljen e parë të popullit të Judesë. Përjetoi gjithashtu rrethimin e Jerusalemit, pushtimin dhe rrënimin e tij, djegien dhe shkatërrimin e Tempullit, për të vazhduar me përjetimin e shpërnguljes së popullit të tij në Babiloni, nën tmerrin e Nabukodonosorit.

Dhe diçka kuptova… për të mos gabuar më!

***Bisedë me mikun tim***

U takova me një mikun tim rastësisht në rrugë. Pasi u përshëndetëm më pyeti:

–Hë, si je? Ç`kemi ndonjë gjë interesante?

Un iu përgjigja:

–Dëgjo! Dëgjo me vëmendje se do të flas shkurt dhe mundohu të kuptosh atë që dua të të them! Nuk kam shumë kohë për të biseduar me ty!

–Jepi!– më thotë.

Ai po priste me kureshtje. Un` ndërkohë ia fillova: "***Megjithëkëtë***"–thotë Zoti, "***un` as atëherë nuk do të të zhduk***. E nëse do të thonë: Pse na i bëri Zoti, Hyji ynë të gjitha këto?"– thuaju:

"***Siç më latë mua e u shërbyet hyjnive të huaja në vendin tuaj, po ashtu do t`u shërbeni të huajve në një vend që s`është juaji!***"

–Kjo është një nga profecitë e Jeremisë!– i thashë mikut tim.

–Ai zbulon para njerëzve që zakonisht e dëgjonin, fjalët që Zoti ia ka porositur. Kjo është një nga profecitë mbi tradhtinë që populli i bën Zotit. Sipas Jeremisë, ky është shkaku me pasojë shpërnguljet dhe jetën e nënshtruar të këtij populli.

Miku im, pa mbaruar un` fjalën mirë, kërcen menjëherë dhe më flet duke qeshur me ironi.

–*Ej*! *Mos e ka pas gjë me gjujtje të largët për ne kët muhabet ky Jeremia*?

–Kjo është Bibla!–i thashë un`.–Libri i Jeremisë 5, 18–19.

Në fakt, ke të drejtë, sepse kështu mund të përmblidhet me dy fjalë e gjithë historia dhe peripecitë e popullit tonë.

Bashkëbiseduesi im, i habitur dhe i emocionuar, kërkoi të dalë nga situata duke ndërruar temë. Pas disa batutash miqësore, argumenti u kthye përsëri te Jeremia. Vazhduam të kujtojmë të dy bashkë se si populli ynë e kish lënë besimin te Zoti, besimin te vetja, te virtytet dhe te tradita e tij, te bujaria e te besa, te urtia dhe te të gjitha vlerat që e kishin prurë deri në shekullin XX, mes shumë e shumë sfidash të egra. Pa dashur, kaluam një më një, shkurt, të gjitha etapat që kishte kaluar ky popull, sidhe tradhtitë që kishte bërë kundër Zotit. Si pasojë edhe kundër vetes së tij. Goja na u lëshua dhe mendja na fluturonte nëpër tunelet e historisë. Po kujtonim se si nga një popull me virtyte, ishim kthyer në një popull ***puthadorë,*** ku i puthej dora çdo mbreti e i ulej koka me nënshtrim çdo pushtuesi që kalonte, ku respektoheshin ushtarët e huaj dhe kur nderoheshin hyjnitë e huaja. Më vinte turp dhe inat! Turp dhe inat i vinte edhe mikut tim! Kujtonim të turpëruar se si ky popull e la Zotin, e la motivin e ekzistencës së tij, la veten e tij dhe për marifete apo përfitime personale (*çështje goje*), kreu çdo lloj tradhtie.

Sigurisht, duke veçuar përjashtimet individuale të disa figurave të shquara apo disa rrethana historike (vitet

1930–1944). Ky popull sipas nesh ishte treguar fe–lëshues, me dëshira trupore e gojore, duke harruar krejtësisht zemrën dhe besimin e pastër që duhej të ruante brenda tij, thellë në shpirt.

Prandaj sipas meje dhe mikut tim, i cili e kapi menjëherë motivin e referimit tim në Librin e Jeremisë, ky popull ka vuajtur nënshtrimin, kokëuljen, shërbestarinë ndaj të huajve *dhe emigrimin*, *paçka se është një vend shumë i begatë, ku do kishte vend për mirëqenie edhe për katërfishin e popullsisë aktuale**.

Por në vazhdimësi, prej një kohe shumë të gjatë, pa u përpjekur të reflektojë, gjithnjë me *tradhti**, zili dhe krenì të padobishme, ka vuajtur vargonjtë e robërisë së madhe, si emigrant i përçmuar.

–E ti si thua?– më pyeti miku im. –Si i bëhet kësaj pune?

–Nuk ka rrugë tjetër!– ia ktheva –Ta thotë qartë Jeremia!

Zgjidhja është kthimi te Zoti, te vlerat, te vetvetja. Zoti na i ka krijuar e na i ka vënë në dispozicion të gjitha këto të mira e cilësi njerëzore. Por ne duhet t`i përdorim mirë e t`i optimizojmë ato, jo të ushqejmë veset dhe dobësitë tona me energjinë dhe shanset që në fakt na i jep TjetërKush. Nuk mund ta lëshojmë veten tonë në ofertat apo shanset e rrejshme që na servir *perandoria e radhës*, sovjetike, otomane apo amerikane**.

*Tradhtinë pikësëpari, duhet ta shkulim nga qendra e gravitetit së jetës tonë*. Duhet ta dimë se ajo, e shoqëruar me zili e me krenì, *krijon një trinom antivlerash deri në asgjësimin e qenies njerëzore**. Tradhtia, na ka vulosur thellësisht me mëkat dhe pasojat janë këto që sheh ti!– i thashë.

-***Po, po!*** - m`u përgjigj…–***por ti e di se Profeti në vend të vet gjithnjë përqeshet!***

*Kjo ishte batuta e dhimbjes dhe e shpëtimit*. Këtu mori rrugë ky koment i gjatë.

-***Po***!– i thashë un`... – ***Ekzakt! Plus kësaj edhe tradhtohet!***

Mbeta. Nuk fola.U përshëndetëm dhe u ndava prej tij. Kishte të drejtë miku im. Më kaloi nëpër mend historia e gjithë

Profetëve deri te Jezu Krishti. Atij, Krishtit, kur u kthye në vendlindje të predikonte Fjalën e Zotit, bashkëfshatarët i thanë:

*"Aha! Ti je i biri i atij marangozit?... Ti je i biri i Marisë që merret me punët e shtëpisë!"*

Të gjitha këto ia thanë Atij, Jezusit, fshatarët mendjelehtë e të paditur. Këto thanë bashkëfshatarët e Tij asaj kohe.

Tani, me dhimbje më takon të them, se çdo lloj Profeti që të dalë në këtë vend të mbrapshtë, siç rezulton të jetë ende sot, do ta përqeshin ***fshatarët**** ose ***pseudo-qytetarët***.

Po, po, do ta përqeshin *fshatarët** nga Tirana, Durrësi, Shkodra, Elbasani, Vlora, Korça apo Fieri. Sepse këtu qytetet, kryeqendrat e dikurshme, të botës mesdhetare të kohërave të Jeremisë etj, janë kthyer në fshatra. Qytetarë nuk gjen më! Njerëz është shumë vështirë të gjesh, sepse rrugët janë mbushur me kufoma ambulante që ecin pa destinacion, pa shpirt, pa vetëdije dhe pa kulturë, që vetëm qarkullojnë me fuoristrada apo në këmbë dhe mendojnë vetëm të pinë apo të hanë. Kjo lloj specie quhet ndryshe, kafshë, duam apo nuk duam ne. Buka, pijet, veshjet dhe fuoristradat janë blerë me para të cilat në 95% të rasteve kanë ardhur si proces i shitjes së vetes. Sot është çdo gjë në shitje për të pasur para *cash.* Këto para shpesh kanë ardhur edhe nga shitja e shokut, e vëllait, e çdo gjëje që ka lidhje me vlerat. Kanë shitur besimin dhe idealet. Kanë shitur shpirtin e tyre… për të blerë disa gjëra… Vetëm disa gjëra!

Por në fakt nuk kanë asgjë! Madje *ditën e fundit, kur një dërrasë kinse e zbukuruar me llak, do t`i transportojë drejt një grope ku do presin sa të bëhen pleh, ata nuk do marrin asgjë nga këto idiotësira për të cilat çuan dëm jetën e tyre*!*

Kështu bëri edhe Juda, shiti Jezusin për para. Më pas e kuptoi se kishte shitur veten dhe në fund nga turpi, u vetëvar. Fund i dhimbshëm dhe i turpshëm.

Ky reflektim vjen në kohë Kreshmesh, kur përsëriten pasionet e Jezusit që u paralajmërua nga të gjithë profetët.

*Na e tregon Jeremia dhe shumë profetë të tjerë se çmimi i tradhtisë, i zilisë, i krenisë, i kokëfortësisë dhe i zemërngurësisë është mjerimi**. Më pas vjen vdekja shpirtërore dhe fizike, me turp! Ky është aspekti më i dukshëm i tradhtisë, mjerimi material dhe shpirtëror. ***Nuk do të vonojë pa ardhur zjarri dhe hekuri që zbresin mbi ta nga lart****. Më pas vijon nënshtrimi apo shtegtimi. Histori shërbëtorësh dhe disfatistësh që përsëritet.

***Pra, Profeti u përqeshka ende nga gjithë fshatarët* që e rrethojnë, me apo pa "maqinë"! Dhe si me protokoll, sikur të mos mjaftonte përqeshja, tradhëtohet rregullisht!***

Këtu jemi kthyer të gjithë në bashkëfshatarë, ose më mirë në bashkëstalljerë, dhe jetojmë në një stallë të madhe, mes kafshëve e atyre pak njerëzve të nënshtruar nga ky regjim stalle. E paskam kuptuar me vonesë, se ata që dukeshin shokë, ishin akoma qenie të nënshtruara prej stomakut e prej zilisë. Po më mirë vonë se kurrë.

Kjo fatkeqësi që ka ndodhur, ka ardhur pa u kuptuar, sepse e kemi pasur mendjen te goja, te veset, te materia e te të tjera dobësi.

Por profeti do të flasë, në çdo kohë e në çdo shekull, sepse atij fjalët ia vendos në gojë e në zemër TjetërKush, vet Zoti.

P.s.

Kemi qenë populli më bujar e më i virtytshëm ndër popujt e Mesdheut e këtë na e kujton shën Pali në letrat e tij drejtuar filipianëve apo Timoteut. Na e kujton Justinani me besimin e pakufi që pati kur shëtiste, ngrinte kisha e depozitonte visare këtyre anëve. Kaq i virtytshëm ka qenë ky popull, saqë fjala e dhënë, Besa, u kthye në institucion. Por kjo nuk ndodhi rastësisht. Atëherë shqiptarët e dinin se Fjala është Krijim!...

***"Fjala u bë Njeri..."***! Për këtë arsye shenjtëria e Fjalës së dhënë, mbahej e mbrohej me ***burrni* e me jetë***, sepse ishte më e shtrenjtë se vetë jeta trupore. Ishte diçka më e lartë. Ishte *porosi nga Zoti**.

# SHQIPTARIA

## –PJESA E PARË–

**SHQIPTARIA NUK ËSHTË NJË OPINION,**

**NJË GJEAGJEZË PËR ME U VU NË DISKUTIM**

**PREJ GJITHKUJT!**

Shqiptaria është një koncept i qartë, mjaft i qartë madje. Nuk është një opinion që mund të futet në gojën e kujtdo e të diskutohet shkel e shko, si një gjeagjezë që vjen nga shekujt! Ajo është një trup i gjallë, dinamik, i bukur, magjepsës, deri aty sa të çon në vetflijim. Një e vërtetë tërheqëse deri në kufijtë e legjendës. Mjaft e lashtë. Aq e bukur dhe e vjetër, sa pikërisht, si nëpër legjenda, të merr e të përcjell drejt ideales, drejt sakrificës më sublime. Abuzimet, llomotitjet, justifikimet boshe, prapaskenat, sabotimet dhe deformimet mbi kurriz të konceptit të shqiptarisë nuk pranohen! Janë pluhur dashakeqës apo baltë që tentohet të hidhet mbi të!

Mbi shqiptarin dhe shpirtin e tij mijravjeçar e të pasur, na flet Homeri, Virgjili, Ciceroni etj.

Sikundër në kohët moderne na e tregojnë At Gergj Fishta,

Dom Ndre Mjeda, At Anton Harapi, At Zef Valentini etj., si dhe

Dom Lazër Shantoja me skicën e tij: **POETA I KABASHIT.**

***Nji leksion feje, historie e gjaku shqiptar.***

Nji fragment nga vepra e Dom Lazër Shantojës, meshtar, publicist, poet, përkthyes, politikan, patriot shqiptar **07.07.1891–05.03.1945**

Në këtë skicë, Shantoja, ky univers mendimi dhe vizioni shoqëror, na fton të shohim qartë traditën, shtyllat e saj dhe fizionominë e pagabueshme të shqiptarit. Na tregon sa i rëndësishëm ka qenë për shqiptarët ndër shekuj binomi "Fe–Atdhe" dhe kët e ban nëpërmjet legjendës së vëllezërve të Kabashit. Më pas ai na fton të kujtojmë e të këndojmë së bashku kangët e bukura shqiptare, më të vjetrat e më të vyerat ndër popuj. Ato të bekuarat nga vetë Zoti. Ato që me forcën e tyre mund ta prijnë popullin tonë ndër virtyte atdhetarie, për me i dhanë atij nder e lulëzim.

Shantoja na zhvesh nga komplekset që na imponon moderniteti fals i ditve tona, e na tregon se përse mundemi me qen krenar edhe na shqiptart, që në pamje të parë dukemi si të humbun përball zhvillimit ekonomik, atij teknologjik e lëvizjeve demografike. Ai ven theksin në faktin se Prendush Gegës, gati–gati kish me ju çue Homeri i madh prej vorri e kish me i kërku nji autograf.

Nëpërmjet Kabashit (*ktij katundi të humbun mes malesh*) Shantoja na tregon Shqipnin, kurse nëpërmjet Prendush Gegës, na tregon genin e pavdekshëm e të pazëvendsushëm të shqiptarit. Shpirtin shqiptar!

***************

***nga Dom Lazër Shantoja***

## POETA I KABASHIT

"I Kabashit?". Po çka àsht Kabashi e ku rri? A thue kùnd me ndoj skàj të Misirit?

Jo zotni: me pas kèn n'Afrik o ma lerg, ja kishim ndìe zànin pse na gjeografin e huej e dìm mà mir se t'onën; por t'a dini se

Kabashi à nji her bajrak e Pukës e prandej nuk kena faj… në mos dishim mirë se kù gjindet.

Kabashi à nji ner bajrakë mà të parë, e motit ner lufta fill mas bajrakut t'Oroshit, pritè aj i Kabashit. Katundi rri në skaj të Qelzës, shtrìhet për të giatë të Gominës, qi àsht nji ujë i rrmyeshëm fort i perbàm prej ujit të Blinishtit e ujit të Hotit të përpjekun në fushë të Shënkollit.

Kà për kufi Palamicajt, Shkallën e Arstit, Lum Shtyllë (*pak permì Shkozë*) e àsht dà në kto mahallë: Lushajt, Bicajt, Boti Kokejt, Micojt, Mecajt, Çafalija e Hadrojt. Gjithmarë bàhen nja 130 shpì.

Pik mà së parit patne ngulë në Kabash 4 vllazen: Kok Leka, Lush Leka, Djegë Leka, Hajdar Leka, të krishtènë. Lushi e Djega mohuene fèn e të parve e diqne. Hajdari desht me bà edhè ky si vllaznit besthyesa por ju vue mrapa i vllaj Koka i cili e ndoq deri në Và të Spasit e si e pau Hajdarin andej Vaut, ja lshoj në pushk të g`iatë e e la dekun në tok bri kalàs. Kshtù të krishtènët e soçëm të Kabashit, vinë prej Kok Lekës, i cili vetun ndej në fè të parve. Edhe sot vèndasit flasin për burrnì të Kokës e un prej gojës së tyne i kam marrë kto pak shenime qi po rreshtoj pse nuk do t'i lamë me hup sèndet qi pak a shumë mùnden me vjeftun per ata qi herët a vonë kan me shkrue historin e Shqipnìs.

Me i pvetë se ç'fisit janë, thonë se vìn prej Kolonjet *(Toskënì*). Kabashas gjejmë edhe në Prisrènd, në Dardhë, në Hajmel e n'Iballe (*zotnit e Hallës*).

Kishtarisht sot Kabashi shkon me famulli të Qelzës. Në kohna të para qela e famullis kà kènë në Kabash; veç ma vonë, si met nji vlla i vetun, ky s`mujt me e majt meshtarin e kshtù u ngreh qela në Qelzë. Sot aty qindet nji kishë kushtue Shèjtit Sh'Pàl. I zellti zotni D. Gasper Thaçi, qi ndej 8 vjet famullitàr n'ato an, kù me veprim të vetin të palodhshem si fetàr ashtù edhe atdhetàr, fitoj nji simpatì të jashtzakonshme, u mundue

me grrye bashkë me ata malcorë per brì t'asajë kishë, e kan dalë do mure të gjana e të forta; por masi gropimi nuk u krye, nuk mund të caktohet mirë cilltija e asajë ndërtesë të moçme.

Gojdhana difton se Sh'Pali njiherë kishte pasë përpjekë në Kabash e nji herë në Sh'Pàl të Mirditës (*vèndi i kuvendeve për fùnd të Oroshit*). Kallxohet edhe guri i Sh'Pàlit e don me thanë se u gjet gjurma e mushkut kur Sh'Pali u ndjekë prej gjurme si thonë malcorët. Por àsht e ditun se kjo gojdhanë àsht pa themel.

Banorët e Kabashit janë burra të naltë, të fortë e të pashëm kah trupi, të ndershëm, beset e të meçëm fort. Per me diftue se janë të meçëm e veleta, thohet aty edhe nji fjalë popullore qì àsht: *Në Kabash pjell delja pa dash.*

Me gjithkët njerzt e panafakë do t'i kèn pas edhe Kabashi, pse ata vet thon: mos kènke Koka, Kica, Gjura e Batica (*katër shpì*) Kabashi kjè t'u bà Vezir në vedi.

Ky Kabashi. Po e poeta?

Kur në dimen qi shkoj u nisa për Pukë, kù ndèja 5 javë i pritun krejt vllaznisht prej të Nd. Fam. D. Nikoll Dedës, kishe marrë me vete porosin e kshillin m'u perpjekë me poetën e Kabashit.

Kishe ndì edhè parandej se kangët mà të bukura na vìn prej

Puket e tash me shkue shi në Pukë e m'u pa shi me at burr, qi me nji dhantì natyret të bindueshme amshon trimnìt e burrave t'onë, me ndì ket zà të gjallë të lahutës shqyptare, ishte per mue si thonë tash n`Shkoder "*il colmo*".

Si mrrita në Qelzë e lypa, e kërkova por së mujta me e pa kërkund. Kur nji ditë, tuj ndejun në Komandë të Pukës po më thotë nji za: qe, kqyre tuk a Prendush Gega, poeta i Kabashit!

Sillem e shof nji burr të giatë, ende të fortë, sado plak 70 vjeç; ballin e gjanë e si të vrantë: mi sy do vetlla të shpeshta; syt e mdhaj e si xhixha; gojën si në të qeshun nërmjet të fjeshtit e t'ironikut. Kjo pershtypja e parë. Masi s`paçë kohë me ndej aty, nuk u ndala me te, veç se i dhamë dorën shoqishojt (*me thanë*

*u prezantueme kishte me kenë tepër elegant per Pukë*) e masi m'dha fjalën se do të vite në krye t'javës me m'pa në Qelzë, u dame.

U dame por fizionomia e tij nuk u da prej fantazis s'eme.

Nuk dishe me e kuptue! Ishte per mue si kashë e lashtë!

Më ka ndollë me pa disa pinakoteka e me mbetë para ndoj shtatues o kuadrit porsi i shtangun, pa ba za e pa luejt aspak. Kaq e madhe dhe e fortë ishte përshtypja qi më banë ato vepra artit. Me thanë se pershtypja qi më bani aj të pam i parë e i shpejtë i ftyrës së Prendush Gegës, i g`iet krejt asaj përshtypje të sprovueme nër pinakoteka të Munchen–it e në Galleria Pitti të Firences, ndokush kishte me qeshë; e pra nuk kje ndryshej. Shkëndija e artistit qi të ndezë prej nji gurit të dekun e nji pëlhurës pa shpirt, pse s'ka mujt me më ndezë menden tuj e pa para vedit nji nieri të gjallë? E ven oroe! M'nji nieri natyret, Narturmensch si thonë Alemant, m'nji nieri qi së din me shkrue as me kndue, qi nuk njef as Omerin as Vergilin, as Dantin, m'nji nieri qi s'din as çka asht vjersha, as çka asht rrokja m'nji nieri për të cilin tetrrokshat e njimdhetrrokshat janë shati e vanga, tamra e lahuta.

Pra mundet m'u marr vesht sa fort m'u ng`iat deri sa të vite ajo ditë e premtueme. E erdh! Hin Prendush Gega me buzë në gaz n'odë, m'a puthë dorën e i tham me ndejë. Ulet e më thotë: Erdha zotni. Por drue se po të bezdisi pse kam nji kangë me m'a shkrue* se do të ja çoj dikuej në Naraç.

Un mezi ç'prita me e kondendue; e mandej nisa me e pvetë e tuj e pvetë, çuditej e nuk dite me i dhanë arsye vedit per gjith ato të pvetuna të mija.

Leu pra ky poetë (*e emni poetë ma fort se askuj i përket ktyne poetve krejt të natyrshëm*) në Kabash sot nja 70 vjet o aty pari. T'et i thoshin Gjek Paloka e s'amës Lenë Prendja prej Qerretit të Poshtëm. Më diftoj se edhe i ati kish kenë bejtar e qi aj vetë bejtat e para i pat qitë kuer ishte 30 vjeç. Asht i martuem por

fmi s'ka per posë dy nipa. Kur e pveta se si qitëte bejtat, më diftoj se s`mund t'i qit`tëte kuerdo por kuer t'i vite ajo terezija e vet (*estri poetik*). Ma e shumta e kangve të qituna prej ti janë kangë trimninash. Kishte me kenë nji punë shumë e vjefshme e interesante me i mbledhë të tana këto kangë e me i botue veças me nji komentim letrar–psikologjik.

Nji palë thonë se ne Shqyptarët së kena çka me shkrue!... i kan shkrue të tjerët para nesh gadi gjithçka.

Po, kan shkrue por Shqypnija asht edhe mjeft e panjoftun, sidomos në letratyrë të vetë ma fort se në gjeografi. Kangët popullore janë padyshim nji vizar komtar, si bukur mirë pat shenue i përmenduni e i vlerti shkrimtar P.A. V. Prendushi, i cilli edhe na e botoj nji ble të par të kti vizarit. Prandej letrarvet t'onë nuk u mungon landa por shpesh herë... vullneti!

Mjaft paç dishirë me i mbledhë vetë kto kangë por n'ato pak orë qi mujta me ndejë me ket poetë, si mund të mblidhshe përmi 60 kangë të qituna prej tij? Së mujta me shkrue veçse kangën e Gjin Lekës, t'Gjok Dodës, t'Esad Pashës, t'Islam Hajdarit e të Zek Jakinit.

Kangët e Prendush Gegës, më sa ndjeva unë jan kallxime të fjeshta me të tana rrethanet, me do thanie të forta e krejt shqyptare.

Ka'iherë asht lakonik e si i thon italiant: *scultorio:* s`mundesh as me i shtue as i hjekë fjalë; për pa prish bukurin e poezis.

Kur nji natë ne Bicaj, shtrimun në firi e në dushk, ndjeva tuj kndue nji kangë të vetën përcjellun me lahutë, m'u përqeth krejt shtati e m'u duk se kishe ba në jetë t'eme nji të kthyem mbrapa 4000 vjetësh... e i delshin fjalët kaq natyrisht, kndote kaq me ndjesi, i bite asaj lahutë me kaq shijim, qi meta fare i shtangun e i knaqun.

Ky asht pra poeta i Kabashit!

Me ju thanë se nuk asht i pasun nuk asht nevoja. Poetnit e

pasun janë të rrallë si mizat e bardha e s`gjinden kollaj, anima në Pukë!...

Nuk u bate darsëm o gostë pa te, e s`të lshote kurr me gjithnduer prrallash e kalxime gazit m'u habitë.

***************

Oh natyrë e poetës! Si kenke gjithkund nji! Çka don me thanë qi poetnit janë kaq fort të kundërshtuem gjithkund e gjithherë?

Ja ka gjetë arsyen poeta i ynë At Gj. Fishta qi shkruen:

....Letrarve të ngratë
Jau ka lanë lija zanatë
Me i thirë sendet të gjitha me emën
Mashkullin mashkull e femnën femën.

*(Anxat e Parnasit)*

Qe pra ritrata e poetës së Kabashit. Në mos pastë dal mirë ajo qi bana me makinë fotografike per arsye të shiut qi bite, majë uzdajë se me kto dy faqe shkrimit, ritrata e tij morale do të ken dalë.

Të falem o poeta i Kabashit e zana shqyptare mas sodit të ndimoftë me amshue në kangë, jo ma ata qi derdhin gjak vllaznuer por vetun ata të ndershëm, qi me vepra burrnijet e përparimit orvaten me i dhanë atdheut nder e lulzim.

*Dom LAZËR SHANTOJA, kalendari i veprës pijore 1921.*

# SHQIPTARIA

## –PJESA E DYTË¨–

**KOMBI I RI SHQIPTAR!**

Siç e kemi thënë në pjesën e parë, Shqiptaria nuk është ajo llomotitja çoroditëse e boshe që dëgjon klubeve të rëndomtë nëpër qytetet tona. Shqiptaria nuk janë aspak qytetet tona me pallate të shëmtuara, të cilat po kthehen përditë e më shumë në fshatra të mbipopulluar. Jo! E për këtë, më vjen turp para serbëve, grekëve, turqve e pugliezëve, fqinjëve tanë me të cilët kemi pazare të vjetra.

Shqiptarinë dhe Shqipërinë, sot po e mbyt provincializmi, përkundrejt një bote që ecën me hap tjetër. Po e mbyt fshatarizimi që vjen nga shekujt e errët dhe tanimë, duke gjetur terren, po ngrihet në katedër. Duket gati–gati sikur fajtori më i madh para tij, para modelit fshatar pra, është vetë qytetërimi dhe qytetarët. Çfarë ironie therëse!!! Njëri më tha dje "*fajin nuk e ka kryeministri, që ti vetë thua se është fshatar e i mbrapshtë, por pikërisht ti që e duron!. Nuk e ka fajin hija që bën errësirë por drita që nuk ndriçon fort!* "...Dhe i bie që me një errësirë kaq të fortë e të dendur, prodhuar nga gjashtëmbëdhjetë palë ortakë të zinj sterrë, të cilët luajnë pisët, me teknika spiunazhi e luftojnë në tokë shqiptare prej dhjetëra shekujsh për të përftuar territore, na duhet të shpenzojmë 100 herë më shumë energji për të bërë sadopak dritë. Kjo është situata. Këto janë rrethanat.

Duke u kthyer tek argumenti "Shqiptaria dhe shqiptarët",

po rrekem të them se Shqiptaria nuk është ai debati gjaknxehtë, tipik ballkanik, ku dy apo tre *qenie jodinjitoze* rrinë në kafene, pinë raki dhe i ulërijnë njëri–tjetrit në fytyrë, duke dashur të privatizojnë Shqiptarinë. Ata i mburren njëri–tjetrit me terma "*shqiptare*", me bëmat " *shqiptare* ", me liderët përkatës, "*shqiptar e kaluar shqiptarit*"...Vetëm se gati–gati, gjithmonë në këtë debat "*shqiptarësh*" mbi "*shqiptarinë*", njëri e ka emrin Hajrullah dhe tjetri Sali...ose njëri Kasem dhe tjetri Sefer.

Nuk po e zgjas më, sepse më del para syve të mendjes e gjithë *fidanishtja e kalbur* që ka mbjellë ndër shekuj Turqia këtyre anëve, e besoj se nuk do të tepronin vitet për t'i përmendur të gjithë...Tmerr, tmerr, tmerr! Tmerr i zi!

Kështu pra, duhet kuptuar dhe duhet thënë gjithnjë e më me forcë se Shqiptaria nuk është një opinion që mund të hyjë e të dalë në gojën e çdo trushkuluri apo hamalli, turku apo vllehu, jevgu apo globalisti.

Pranoj të ma diskutojnë Shqiptarinë edhe armiqtë tradicionalë, si serbët dhe grekët, qoftë edhe maqedonasit, sepse aty ndiej krenarinë time, superioritetin tim ndaj tyre, sepse ata e dinë shumë mirë përse flasin... dhe është për këto motive që ata hidhen e përdridhen të gjejnë teza antishqiptare...ose që e zbehin pak ose shumë këtë koncept, gjithnjë sipas tyre. Ata mundohen të eklipsojnë kulturën dhe gjurmën që shqiptarët kanë lënë gati në çdo qytetërim botëror... por nuk po ia dalin dot!

Në këtë pikë, përjashto armiqtë tanë, fqinjët ziliqarë dhe inferiorë, serbët, grekët, maqedonasit,...të cilët për motive të forta mbijetese janë bashkuar kundër nesh, duhet thënë se këta të tjerët:

Kasemët, Rrahmanët, Selmanët, Idrizët, Saitët, Shabanët, Bektashët, Islamët, Myftarët etj, etj pa fund; plus vllehët si:

Loni, Dhori, Jani, Teli, Miti, Llambi, Todi, Fori etj., shto këtu edhe jevgjit bythëzbathur që u ngjajnë hienave e askujt tjetër...

***janë e keqja jonë më e madhe****!

Janë këta të fundit, mbeturinat turke pra, vllehët dhe jevgjit, ata të cilët na e ulin standardin e qytetërimit dhe identitetit kulturor më tepër se kushdo, duke u shitur si shqiptarë e duke u çjerrë se janë shqiptarë edhe ata. Duke mos pasur asgjë prej shqiptari, përveç pasaportës dhe përdorimit të një grupimi të reduktuar fjalësh shqip, fare pak, të cilat i përdorin si mos më keq, ata japin modelin më të shëmtuar mbi shqiptarin dhe Shqiptarinë e tij.

Le ta fillojmë me radhë.

Shqiptaria mbahej ende mirë dhe e fortë deri kur turqit erdhën dhe e dogjën Shqipërinë. Disa zona i pluguan si grekët Trojën, me zjarr e pastaj i vunë parmendën për ta pluguar.

Vendbanimet e para turke pas sulmeve të tyre mizore u bënë Lushnja e sotme dhe Fushë– Kosova, që në vitet 1380–të. Ata sapo erdhën, vunë nën shpatë kokat e grave shqiptare, pasi ato ishin riprodhueset e racës, e djemve që do të mund t`u krijonin atyre pengesa të panumërta në marshimin drejt Romës. Plus kësaj, karakteristikë e çuditshme vetëm e popujve vandalë, e hunëve, e otomanëve në këtë rast, ishte se ata fill pasi gjunjëzonin popullatën me gjak, u këpusnin kokat shtatoreve prej mermeri.

Pra, pas vrasjeve masive të vendasve ata kërkonin medoemos të varrosnin, të zhduknin, sidomos ato pjesë monumentale që përfaqësonin qytetërimin. Në këto toka ku flitej vetëm shqip, ishin zhvilluar e ndërthurur qytetërimet pellazge, ilire, helene (*jo grek-kujdes!*) e romak. Thuhet se një turk ushqente të njëjtën dëshirë kanibaleske për të prerë koka shqiptarësh, njësoj si edhe për të këputur kokën mbi statujën e Apollonit, Zeusit, Artemisës etj., etj. Me të njëjtën urrejtje i mëshonte ushtari turk shpatës si para një burri, ashtu edhe para një gruaje apo një fëmije shqiptar. Po me të njëjtën urrejtje i mëshonte asaj shpate dhe i jepte hov flakës, për të shkatërruar qytetërimin dhe pavdekësinë e shqiptarëve, shtatoret dhe pallatet e gurta, të cilat përfaqësonin veprat monumentale të artit, të qytetërimit, që sipas tyre dhe ***ortakëve të tyre ziliqarë****, fqinjëve tanë, këtej e andej detit, duhej varrosur.

Po pse ?! Pse kaq të ashpër otomanët në territoret ilire... dhe më *tolerantë* në pjesën greke e serbe?! Mos duhej patjetër të dilnin në Adriatik, në pikën më të afërt prej nga ku mund të sulmonin me saktësi të pagabueshme dhe vdekjeprurëse Romën?! Po, po. Turqit otomanë po i vërsuleshin Europës perëndimore, Romës, njësoj si në kohërat e Atilës. Fillimisht i ranë Kostandinopojës e tani po i afroheshin Romës, nëpërmjet tokave shqiptare. Pikërisht, në diplomacinë orientale ballkanike dhe aziatike, mbizotëronte dhe mbizotëron ende sot teoria "***për inat të s'ime vjehrre, shkoj e fle me mullixhinë".*** Me këtë teori, serbët, grekët e maqedonasit bullgarë, të bashkuar në diplomaci e pabesi me otomanët, i vunë zjarrin dhe shkatërruan qytetërimin ilir, të ngjashëm por edhe të ndryshëm prej atij romak, gjithashtu të ndryshëm edhe prej atij helen. ***Pra, serbë e grekë bashkë, ndihmuan nën zë, me konsensus të fshehtë, turqit, në shkatërrimin e qytetërimit iliro-shqiptar*, kërthizën e Europës, të cilin as Bizanti i dobët i cili u thye që më 1453 në Kostandinopojë, as grekët e as sllavët nuk e kishin asimiluar dot! Bizanti i nënshtruar nga turqit po kurdiste intriga e kurthe kundër qytetërimit ilir por edhe kundër atij romak, që prej skizmës më 1054. Pesha po binte në kurriz të shqiptarëve**!

***Formula dhe logjika e përdorur nga Bizanti në bashkëpunim me turqit kundër shqiptarëve, është: "Armiku i armikut tim, është miku im!".***

Kjo është teza më e besueshme dhe më e saktë, që dua t`u serviret sot katedrave të historisë mesjetare, apo të asaj europiane. Mbas shumë kohësh, të vendosur në distancë kohore, kur gjërat duken qartë dhe ftohtë ato kuptohen më mirë. Sepse pyetja kyçe që i gozhdon të gjithë është:

*Me gjithë forcën e tyre goditëse, përse nuk dhunuan apo nuk shkatërruan edhe Greqinë apo Serbinë turqit në daljen e tyre turra-vrap për në Adriatik* ?!*

Përgjigjja:

*Sepse qëllimi i tyre kryesor ishte Roma, kryeqendra e qytetërimit perëndimor! Për këtë synim, u duhej të ecnin shpejt dhe drejt, duke kursyer forcat për sulmin final në Europën perëndimore.*

*Prandaj, në formë trekëndëshi, që vinte e ngushtohej duke iu afruar bregdetit shqiptar, në marrëveshje të heshtur me grekët dhe serbët, u lëshuan nga këto skaje jugore e veriore drejt e poshtë, për të shkatërruar e dominuar Ilirinë, për të vazhduar më pas me Romën.*

*Pas rënies së kalasë së Shkodrës, turqit pasi hynë brenda, hipën mbi bedenat e krahut perëndimor, prej nga dukej deti dhe të eksituar ulërinin si ujqër: Roma! Roma!*

*Kjo nënkuptonte se pas Shkodrës, radhën e kishte Roma.*

Nën vazhdën e kësaj ligësie e intrige të madhe, të pathënë e të pashkruar ende sot e kësaj dite, paratë për të blerë individë të pështirë e për t'i konvertuar në hoxhallarë, vijnë nga Beogradi e Athina. Po ashtu edhe paratë që hidhen për të ngritur xhami pa fund...Kjo ndodh çuditërisht vetëm në territoret shqiptare*! Kur flet me këta njerëz e ua shan Turqinë s'para të hakërrehen shumë...e ti kupton se nuk u bëhet fare vonë e as kanë fè brenda në zemrën e tyre*. I fusin nga një të qeshur, ndonjë batutë të vogël sa për replikë dhe kaq. Nuk u dhemb aspak për Turqinë e largët... Por, sapo ti e rrit sulmin dhe i pyet ata drejtpërdrejt se çfarë lidhjesh* kanë në Beograd apo Athinë, të shfaqet papritur një qiell i errët, boll i errët, nga i cili pritet vetëm furtunë. Ti në atë moment kupton se ke qëlluar në shenjë dhe i ke zbuluar *gjarprit këmbët**.Pasi e percepton mirë këtë, largohesh i menduar duke përsëritur me vete shprehjen e famshme të shqiptarëve të jugu*t: "**Për inat të s'ime vjehrre shkoj e fle me mullixhinë"!** E vjehrra në këtë rast, i bie që për serbët apo grekët, të ishte Roma, Europa Perëndimore, aq më shumë pas rënies së Kostandinopojës...Shkaku i gjithë kësaj mënxyre ishte dhe është ende sot xhelozia, zilia, sub-kultura e tyre e rëndomtë ballkanike, bizantine, orientale*. Kjo vlen për grekët por edhe për serbët.*

*Sot, në kohët moderne, serbë e grekë bashkë, po shpenzojnë shumë para në mënyrë të nëndheshme, për të financuar ngritjen e xhamive gjithkund në territoret shqiptare. Plus kësaj, po investojnë para për rekrutimin e djemve të rinj shqiptarë, të cilët, të varfër e të pashkolluar, keqpërdoren me qëllimin për t`u bërë hoxhallarë me çdo kusht.*

*Burime  të sigurta thonë se kjo strategji ka filluar që me kohët e Titos, gjithmonë pa u kuptuar qartë nga opinioni publik, me mënyra të tërthorta, jo drejtpërdrejt.*

*Nuk them se mungon kontributi i Departamentit Amerikan të Shtetit, i Turqisë apo i vendeve arabe, në këtë projekt ogurzi për kulturën dhe racën shqiptare. Habia më e madhe, mbetet te performansa e këtyre popujve të krishterë, e fqinjëve tanë, të cilët e dinë shumë mirë se kishat dhe shtëpitë e tyre të banimit, i kanë ndërtuar mbi  rrënojat e qytetërimit iliro-shqiptar të krishter.*

*Kjo aleancë e tejskajshme për nga absurditeti dhe ligësia, ka si objektiv moslejimin e bashkimit kulturor, shpirtëror, tregtar e politik të shqiptarëve, me pjesën tjetër të Europës Perëndimore. Kjo, nëpërmjet tezës kokëfortë, se kësaj ane të Adriatikut qenkemi Bizant apo Perandori Otomane, duke lënë të nënkuptohet se "Linja e Teodosit" qenka ende e gjallë dhe e palëvizshme. Kësaj daulle të vjetër e banale, i bien fatkeqësisht edhe amerikanët, për motivet e tyre gjoja "strategjike", nën moton: Divide et impera!, e cila si thelb të vetin ka interesa ekonomike të "Petrol-Dollarit", të cilat kalojnë nga vendet arabe, vijnë në Turqi, kalojnë nëpër shqiptari` dhe mbërrijnë deri në Bankën e Thesarit amerikan.*

*Shqipëria dhe shqiptarët u dashkan mbajtur larg nga Roma, me çdo kusht! Po pse ?! Kaq cinikë qenkan amerikanët?! Kaq të poshtër e dritëshkurtër qenkan grekët?!*

Turqit otomanë e pushtuan këtë vend falë ndihmës serbe e asaj greke, të cilët donin t`ua lehtësonin rrugën atyre, shkatërrimtarëve, drejt Romës, për inatet e vjetra skizmatike. E bënë këtë, duke tradhtuar edhe fqinjët e tyre shqiptarët, me

të cilë kishin tregti e krushqi prej shekujsh, duke u rënë atyre pas shpine, nën moton "***një rrugë e dy punë***". Qëllimi i parë ishte t`i binin Romës, ta gjunjëzonin. Qëllimi i dytë ishte të zhduknin shqiptarët dhe gjurmët e qytetërimit të tyre, për të aneksuar territoret e tyre të mrekullueshme.

*Kjo histori tradhtie dhe pabesie, e fqinjëve ndaj shqi[ptarëve, u përsërit saktësisht me pika e presje, gjatë por edhe fill pas Luftës së Dytë Botërore, me masakrën e Tivarit në territoret serbo-malazeze si dhe me masakrën e çamëve në territoret greke. Faktikisht, fqinjët tanë ishin aleatë me ne gjatë Luftës së Dytë Botërore, kundër bllokut nazifashist. Por realisht, tanimë nën zgjedhën dhe mbrojtjen e pushtuesve të rinj, anglo- amerikanëve, nuk harruan "të hiqnin ca guralecë të vegjël nga këpuca", e kështu ta godisnin pabesisht nacionalizmin dhe territoret shqiptare.*

***Kurse ata, turqit, pas shkatërrimit të këtyre trojeve, instaluan institucionin e tradhtisë****. Kush spiunonte vëllain tek autoritetet, për çdo gjë sado të parëndësishme, ishte burrë i mirë dhe merrte ofiqe e para si shpërblim. Këtë bënë turqit këtyre anëve duke stimuluar antikulturën, antivlerat, antishqiptarinë, duke ua pasuar stafetën ***pseudo-komunistëve*** tanë në 44–ën, ku po të shohim me kujdes, nuk kemi asgjë më shumë se disa qeleshexhinj turq, analfabetë, plus disa vlleh që kishin vënë nga një yll të kuq në ballë e i thonin vetes komunistë. Kishim të bënim me disa këlyshë turq, mbeturina turke, disa Haxhi Qamilë me yll të kuq në ballë dhe me disa vllehë, argatë tokash e moçalishtesh, të cilët po hakmerreshin ndaj shqiptarëve në tentativën për të dalë nga gjendja shoqërore në të cilën ndodheshin, nga gjendja e bujkut apo lopçarit.

Kishim të bënim pra, përveçse me turqit e mbetur edhe me shumë bujq– argatë nga zonat e kënetave të ultësirës, vlleh, llaci–facë, të cilët kishin vënë yllin e kuq në kokë sepse donin t'i shpëtonin shortit që i priste si plugues të përjetshëm të tokës, si gjysmë skllevër, ***sepse në fakt historia i do dhe i sheh si trashëgimtarë të fëlliqur të Kainit***.

